# DITURIA ISLAME

NUMËR 307 | VITI 29 | PRILL 2016 | SHABAN 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Vlera e paqes në Islam

## Mrekullia e hekurit në Kuran

## Përurohet restaurimi i xhamisë në Janjevë



# *Letër drejtuar* ***Husro Pervezit,*** *perandorit të Farsit (Persisë)*

***Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

***Prej Muhamedit, Pejgamberit të Allahut,***
***drejtuar mbretit të Farsit (Persisë).***

*Paqja qoftë mbi atë që pason udhëzimin, beson tek Allahu dhe Pejgamberi i Tij!*

*Unë dëshmoj se askush s'është i denjë për t'u adhuruar, përveç Allahut, I Cili është Një i Vetëm, dhe s'ka shok, dhe se Muhamedi është rob dhe pejgamber i Tij.*

*Allahu më ka zgjedhur pejgamber, dhe më ka dërguar për mbarë botën, me qëllim që te çdo njeri të mund të ftoj për bindjen ndaj Allahut. Prano Islamin, dhe do të jesh i sigurt! Nëse refuzoni, mëkatet e të gjithë zoroastritëve do të jenë në përgjegjësinë tuaj.*

***Pejgamberi i Allahut***
***Muhamedi***

PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava priti ambasadorin e Kuvajtit Al Jasim

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 15 prill priti ambasadorin Fayez Mishari Al Jasim - ambasador jorezident i shtetit të Kuvajtit.

Myftiu Tërnava i shpreu mirëseradhje ambasadorit të ri Al Jasim, dhe të njëjtin e njoftoi me punën e BIK-ut dhe organizimin e jetës fetare në Kosovë, dhe njëherit e çmoi lart marrëdhënien mes dy vendeve mike, me ç'rast e falënderoi për ndihmën e shtetit të Kuvajtit dhënë Kosovës në kohët më të vështira.

Ambasadori Al Jasim falënderoi Myftiun edhe për mikpritjen dhe për bashkëpunimin serioz në realizimin e disa projekteve në ngritjen e infrastrukturës së BIK-ut, dhe shprehu gatishmërinë për thellimin e bashkëpunimit të mëtejmë. *(R.S)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Mr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.net /
Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

*"Lexo me emrin e Zotit tënd, I Cili krijoi (gjithçka). E krijoi njeriun nga një droçkë gjaku! Lexo, e Zoti yt është Bujari më i Madh! I Cili me anë të penës ia mësoi njeriut ato që nuk i dinte."*
*(El Alak, 1-5)*

# Ruajtja e mendjes

*Synimi madhor i sheriatit është begatia e njeriut. Nevojat e tij klasifikohen në nevoja të domosdoshme, të zakonshme dhe plotësuese. Nga nevojat vitale, të domosdoshme dhe qenësore, që përfshijnë pesë synimet e sheriatit (Ed Darurijat El Hamse) është edhe ruajtja dhe mbrojtja e mendjes (hifdhul akli).*

*Për shkak të rolit të pazëvendësueshëm të mendjes në jetën e njeriut, Islami i ka kushtuar kujdes të veçantë asaj. Ajo është një dhuratë e madhe, dhe një nder që Allahu ia ka bërë njeriut. Zoti e ka favorizuar njerëzimin në raport me të gjitha krijesat e tjera, me mirësinë e mendjes dhe të të menduarit. Mendja është thelbi i privilegjit dhe i favorizimit të njeriut. I Gjithëdijshmi Allah thotë: "Në të vërtetë, Ne i kemi nderuar bijtë e Ademit: ua kemi bërë të mundur që të udhëtojnë në tokë dhe në det, u kemi dhënë ushqime të mira e të lejuara, dhe i kemi ngritur lart mbi shumë prej atyre që kemi krijuar." (El Isra, 70)*

*Kurani i drejtohet njeriut si një qenie racionale dhe me arsye. Allahu nuk ia drejton fjalën e Tij dhe nuk i merr në llogari veçse të zotët e mendjes. Prandaj, Kurani është: "...një përkujtim. Vërtet, për njerëzit që ruhen nga gjynahet, ka kthim të mirë (në botën tjetër)." (Sad, 49).*

*Ai që nuk posedon mendjen, nuk ngarkohet me obligime fetare (mukelef), dhe nuk është përgjegjës për veprimet e tij. Pejgamberi a.s. thotë: "...është ngritur lapsi për tre persona (nuk merren në llogari, përderisa janë në atë gjendje) (…), i çmenduri derisa t'i vijë mendja".*

*Mendja është shenja dalluese e njeriut. Me të bëjmë ndarjen në mes të mirës dhe të keqes, të drejtës dhe të gabuarës, meditojmë për krijimin e qiejve dhe të tokës dhe çfarë ka mes tyre. Përmes saj eksplorojmë gjithësinë dhe natyrën, brenda dhe rreth nesh. Studimi dhe zbulimi i ligjeve të Zotit në natyrë bëhet përmes mendjes.*

*Në Kuran janë përmendur 49 herë shprehjet që kanë të bëjnë me mendjen dhe derivatet e saj: të mendoni, të logjikoni, të gjykoni…: "… Ja, kështu jua shpjegon Allahu ajetet e Tij, mbase do të mendoni." (El Bekare, 219); "… Këto ju porosit Ai, me qëllim që të logjikoni." (El Enam, 151); "Thuaj (o Muhamed): Unë ju këshilloj vetëm një gjë: ngrihuni sinqerisht për Allahun, dy nga dy ose një nga një, e pastaj gjykoni…!" (Sebe', 46).*

*Logjikimi dhe meditimi janë detyrim fetar. Allahu i ka lavdëruar ata që e përdorin mendjen e tyre për njohjen dhe pasimin e të Vërtetës: "… Pra, jepu lajme të gëzueshme robërve të Mi. Të cilët, pasi i dëgjojnë fjalët (që u thuhen), ndjekin atë që është më e mira prej tyre. Këta janë ata që Allahu i ka udhëzuar në rrugë të drejtë; këta janë mendarët." (Ez Zumer, 17-18).*

*Kurani i qorton ata që kanë mendjen por nuk e përdorin atë. Allahu i dënon në botën tjetër ata që nuk e përdorën mendjen në këtë botë, sikurse tregon për banorët e zjarrit, për të cilët ka thënë: "Ata do të thonë: Sikur të kishim dëgjuar ose menduar, nuk do të ishim midis banorëve të Zjarrit flakërues!" (El Mulk, 10).*

*Zoti na ka urdhëruar që përmes kësaj dhuntie të Tij të vlerësojmë dhe gjykojmë ngjarje dhe ndodhi të ndryshme. Liria e mendimit dhe fjalës janë të drejta themelore të njeriut. Sheriati ka urdhëruar nxënien e diturisë, me qëllim që mendja të pajiset me njohuri dhe dije. Në Islam kërkimi i dijes nuk është vetëm e drejtë por edhe detyrim fetar. Fjalët e para të zbritura të Kuranit janë lexo: "Lexo me emrin e Zotit tënd, I Cili krijoi (gjithçka). E krijoi njeriun nga një droçkë gjaku! Lexo, e Zoti yt është Bujari më i Madh! I Cili me anë të penës ia mësoi njeriut ato që nuk i dinte." (El Alak, 1-5).*

*Nuk lejohet censurimi dhe robërimi i mendjes. Asnjë njeri nuk ka të drejtë të sundojë mendjen e tjetrit, apo ta privojë atë nga të menduarit dhe të logjikuarit e lirë. Sheriati kërkon të mbrohet mendja, kjo dhunti e Zotit, si vlerë thelbësore e njeriut, dhe ai ka sanksionuar masa të nevojshme për ruajtjen e saj.*

*Mendja duhet të ruhet nga çdo gjë që e dëmton dhe e ndrydh atë. Prandaj, çdo gjë që e dëmton mendjen dhe e bën të varur, është e ndaluar rreptësisht. Në Islam konsumimi i alkoolit dhe përdorimi i drogës janë ofeza të dënueshme që i nënshtrohen ndëshkimeve dhe sanksioneve.*

*Mr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" – (10)

## Vërtetimi i Njëshmërisë së Allahut me argumente të Gjithësisë

وَالسَّمَاءَ بَنَيْنَاهَا بِأَيْدٍ وَإِنَّا لَمُوسِعُونَ ﴿﴾ وَالْأَرْضَ فَرَشْنَاهَا فَنِعْمَ الْمَاهِدُونَ ﴿﴾ وَمِن كُلِّ شَيْءٍ خَلَقْنَا زَوْجَيْنِ لَعَلَّكُمْ تَذَكَّرُونَ ﴿﴾ فَفِرُّوا إِلَى اللَّـهِ إِنِّي لَكُم مِّنْهُ نَذِيرٌ مُّبِينٌ ﴿﴾ وَلَا تَجْعَلُوا مَعَ اللَّـهِ إِلَـٰهًا آخَرَ إِنِّي لَكُم مِّنْهُ نَذِيرٌ مُّبِينٌ ﴿﴾

"Ne e kemi ndërtuar qiellin me fuqinë Tonë, dhe Ne e zgjerojmë atë. Edhe tokën e kemi shtruar! Sa shtrues të mrekullueshëm që jemi! Dhe nga çdo gjë Ne kemi krijuar dy palë, (mashkull e femër), që ju të përkujtoni (madhështinë e Zotit). Andaj, ikni (nga dënimi) drejt (shpërblimit të) Allahut, se unë vërtet që jam dërguar te ju prej Tij, si paralajmërues i qartë! Dhe mos adhuroni zot tjetër krahas Allahut, se unë vërtet jam dërguar te ju prej Tij, si paralajmërues i qartë!" (Edh-Dharijat, 47-51)

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Allahu i Lartmadhërishëm në ajetet e kaluara vetëm se na tregoi për disa popuj që i ndëshkoi në këtë botë për shkak të mohimit të Njëshmërisë së Tij, mohimit të Ringjalljes dhe talljeve me të Dërguarit e Tij. Tani, në ajetet në vazhdim, Ai flet për fuqinë e Tij absolute në krijim, duke paraqitur argumente logjike për Njëshmërinë e Tij si, fjala vjen, në krijimin dhe zgjerimin e vazhdueshëm të qiellit, shtrirjen e tokës dhe krijimin e çdo gjëje në çift...

### Koment

*47. Ne e kemi ndërtuar qiellin me fuqinë Tonë, dhe Ne e zgjerojmë atë.*

Në Kuranin famëlartë ka shumë ajete që thërrasin në meditim rreth krijimit të qiejve dhe Tokës, rreth yjësive, galaktikave dhe nxisin në vrojtimin e këtij kozmosi të paimagjinueshëm në madhësi për perceptimet tona. Ky meditim ka vetëm një synim: që njerëzit të binden se krijimi i kësaj ekzistence nuk ishte i rastësishëm por ishte dëshirë e Krijuesit Fuqiplotë, të binden se meditimi të mbush me besim të paluhatshëm në Allahun xh.sh., në Ringjalljen dhe Llogarinë pas vdekjes.

I Lartmadhërishmi në Kuranin fisnik thotë: "Me të vërtetë në krijimin e qiejve dhe të Tokës, dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për ata që mendojnë, për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë, dhe që meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës (duke thënë:) "O Zoti Ynë, Ti nuk i ke krijuar kot këto, - lartësuar qofsh, (nga çdo e metë), prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit!" (Ali Imran 190-191)

Gjithë këto ajete që flasin për gjithësinë dëshmojnë se Kurani famëlartë vërtet është Fjalë e Zotit, në të cilin gjenden shumë ajete që për çdo ditë e më tepër po i mahnitin edhe shkencëtarët. Edhe ajeti i 47-të i kaptinës "Edh-Dharijat" është nga të tillët. Ky ajet sqaron një mrekulli shkencore, e cila vetëm në shekullin e XX-të ka gjetur zyrtarisht edhe përgjigjen e shkencëtarëve.

Duke u nisur së pari me sqarimin kuranor të këtij ajeti, shohim se fjala "es-sema'ë-qielli", në Kuran është përmendur shumë herë. Madje, I Madhërishmi edhe është betuar në qiellin, në yjet e në tufa-plejadash e galaktikash. Kjo fjalë, në njëjës, në Kuran është përmendur 120 herë, kurse në shumës: "es-semavat-qiejt", 190



herë. Pra, gjithsej është përmendur 310 herë, qoftë me "lamin shques" ose pa të.

Ashtu siç e shpjegon Kurani famëlartë, kjo gjithësi, që nënkupton Tokën dhe qiejt, ishin një masë e ngjeshur, e cila me lejen e Allahut xh.sh. dhe në një moment të caktuar eksplodoi, dhe si pasojë e këtij eksplodimi u formua gjithësia. Në këtë aludon 30-të i sures "El-Enbija'ë": "A nuk e dinë ata që nuk besuan se qiejt dhe Toka ishin të ngjitura, e Ne i ndamë ato të dyja, dhe ujin e bëmë bazë të jetës së çdo sendi; - a nuk besojnë?!"

Pas këtij eksplodimi, të cilin shkenca e njeh si "Big Bang"-"Shpërthimi i Madh", qielli vazhdoi të zgjerohet, ashtu siç ndodh edhe sot e kësaj dite. Mirëpo, për t'u zgjeruar nevojitet forcë, fuqi dhe mbikëqyrje e vazhdueshme e këtij procesi, e pikërisht këtë kuptim e ka fjala: "bi ejdin", që është në ajetin e 47-të të kësaj sureje. Ky është edhe mendim i Ibën Abasit, i Muxhahidit, i Katades, i Thevriut dhe i të tjerëve.[1]

Ky proces nënkupton realizimin e vullnetit të Allahut për krijimin dhe zgjerimin e gjithësisë, deri në momentin kur Ai e ka paraparë të ketë jetë në këtë ekzistencë.

Gjatë meditimit rreth ajeteve që flasin në lidhje me qiellin shohim se Allahu xh.sh. në shumë raste e ka përdorur fjalën "benejna - e ndërtuam", si, fjala vjen: "A nuk e shohin ata qiellin që qëndron sipër tyre, si e kemi ndërtuar dhe zbukuruar, pa pasur kurrfarë plasaritje në të?!" - (Kaf, 6); "Mbi ju kemi ndërtuar shtatë qiej të fortë."(En-Nebe'ë, 12); "Cili është më i vështirë: krijimi i juaj apo i qiellit, të cilin Ai e ndërtoi, Ia ngriti lart kupën dhe e përsosi?!" (En-Naziat, 27-28); etj. Kjo fjalë, pra fjala "benejna", nënkupton krijimin, ndërtimin dhe mirëmbajtjen e kupës qiellore, e cila i ngjason një kulmi gjigant që rri sipër nesh.

Kurse te pjesa e ajetit "ve inna le musiun", shohim se fjala 'musiun" nënkupton vazhdimësinë e një veprimi, e në këtë rast zgjerimin e qiellit në mënyrë të vazhdueshme.

Ndërkaq, sa i përket aspektit shkencor, zgjerimi i gjithësisë ishte një fakt i panjohur, e mbi të gjitha edhe i papranueshëm, të paktën deri në vitet e '20-ta të shekullit të kaluar. Shumë shkencëtarë, që me fanatizëm mbrojnë idenë ateiste, se nuk ka mundësi që Zoti të ketë krijuar këtë univers, kanë mbrojtur edhe më me fanatizëm idenë e universit statik dhe të përhershëm. Mirëpo, në fillim të shekullit XX, përkatësisht në vitin 1920, astronomi belg, George Lemaitre, pas analizimit të disa proceseve të kësaj gjithësie, deklaroi guximshëm se universi patjetër kishte një fillim, dhe qysh prej asaj zanafille të parë kishte vazhduar të zgjerohet në mënyrë konstante.

Në vitet e '20-ta të shekullit XX, në qendrën vëzhguese "California Mount Wilson", astronomi amerikan



Edvin Habëll (Edwin Hubble) bëri një nga zbulimet më të mëdha në historinë e astronomisë. Ai, duke studiuar qiellin me anën e një teleskopi gjigant, zbuloi se drita e yjeve çdo ditë e më tepër përthyhej drejt ngjyrës së kuqe, gjë e cila ndërlidhet drejtpërdrejt me distancën e yjeve nga toka. Ky zbulim tronditi të gjitha bazat e modeleve të një universi statik e të qëndrueshëm, mendime këto të supozuara deri në atë kohë. Sipas ligjeve të njohura të fizikës, spektri i rrezeve të dritës, që mund të lëvizë drejt pikës së vëzhgimit, kthehen në vjollcë, ndërsa spektri i atyre rrezeve të dritës, që largohen nga pika e vëzhgimit, anojnë drejt të kuqes. (Kjo është e njëjtë me hollimin e zërit të sirenës së trenit, që ndryshon kur i largohet vëzhguesit. Këtë gjë disa vite më parë e kishte vërtetuar praktikisht George Lemaitre.) Vëzhgimi i Habëllit tregon se, sipas këtij ligji, trupat qiellorë në mënyrë të vazhdueshme largohen prej nesh. Pak më vonë ai zbuloi diçka edhe më të rëndësishme: galaktikat dhe yjet nuk largoheshin vetëm prej nesh por edhe mes vete. Përballë një universi ku çdo trup qiellor, në të cilin vazhdon largimi nga njëri-tjetri, mund të nxirrej vetëm një përfun-



dim, se universi ishte/është në "zgjerim" të përhershëm.

Profesori i njohur i fizikës matematikore në Universitetin Adelaide në Australi, Pol Devis, në lidhje me këtë thotë: "Llogaritjet tregojnë se shpejtësia e zgjerimit të universit përshkohet në kufij tepër kritikë. Në qoftë se universi do të zgjerohej me një shpejtësi më të vogël (të ngadaltë) për shkak të forcës tërheqëse do të mblidhej, e nëse do të zgjerohej pak më shpejt, materiali kozmik do të përhapej dhe do të zhdukej në hapësirë. Përgjigjja e pyetjes është shumë interesante mbi këtë ekuilibër të "mirëllogaritur" midis dy rasteve katastrofike; sikur shpejtësia e përcaktuar e shpërthimit të ndryshonte vetëm 10-18 të shpejtësisë reale do të mjaftonte të zhdukte këtë ekuilibër të duhur. Prandaj, shpejtësia e shpërthimit është përllogaritur me një përsosmëri të pabesueshme. Big Bengu nuk është një shpërthim dosido, është formulim i planifikuar dhe sistematik".[2]

Kjo është madhështia e krijimit të Allahut, që tregon përsosmërinë e krijimit të çdo gjëje që ekziston. Sepse është vepër e Krijuesit të Vetëm e të Pashoq. Kjo ekzistencë do të vazhdojë të na mahnitë deri në çastin kur I Lartmadhërishmi të japë urdhrin që çdo gjë në të të përmbyset, kur qiejt të palosen njëri mbi tjetrin si të ishin fletë të një libri, ashtu siç e përshkruan Kurani famëlartë: "(Përkujto) Atë Ditë kur Ne do të palosim qiellin, ashtu siç paloset letra e librit! Ashtu siç e filluam krijimin e parë, do ta përsërisim (rikthejmë)atë. Ky është premtimi Ynë. Ne vërtetë do ta bëjmë këtë." (El-Enbija'ë, 104).

*48. Edhe tokën e kemi shtruar! Sa shtrues të mrekullueshëm që jemi!*

Pas krijimit të qiejve dhe ndarjes apo formimit të Tokës, si pasojë e eksplodimit të madh, i erdhi radha edhe formësimit të Tokës, për ta bërë atë të përshtatshme për jetesë të disa lloje të gjallesave, e në mesin e tyre edhe për njeriun. Kjo kuptohet vetvetiu nga ky ajet dhe ai paraprak. Këtë tokë, të cilën ne e quajmë Planeti i kaltër, - për shkak të sasisë së madhe të ujit që gjendet në të, Allahu i Madhërishëm e zgjodhi të ishte vendi ku ne do ta jetojmë jetën e kësaj bote. Na nderoi, na fisnikëroi, na përsosi në krijim si asnjë gjallesë tjetër, dhe mbi të gjitha na bëri mëkëmbës të Tokës, duke na ngarkuar njëkohësisht edhe me përgjegjësi dhe obligime.

Arsyeja pse Allahu në këtë ajet e ka përdorur fjalën "fereshnaha-e kemi shtruar" për Tokën, e jo e ndërtuam, siç e përmendi për qiellin, është se qielli i ngjason ndërtimit të një shtëpie, e pasi ajo të ndërtohet, atëherë i vjen radha shtruarjes së saj me mobile, tepihë etj. Ky është mendim i Fahru Rraziut.[3]

Në anën tjetër, Sejjid Kutbi thotë se me fjalën 'fereshnaha' nënkuptohet, kujdesi, qetësia dhe ngrohtësia hyjnore ndaj njeriut. Sepse Allahu xh.sh., si kujdestar dhe mbikëqyrës yni, u kujdes që të na e përgatisë e të na e bëjë të përshtatshme jetesën në këtë tokë.[4]

*49. Dhe nga çdo gjë Ne kemi krijuar dy palë, (mashkull e femër), që ju të përkujtoni (madhështinë e Zotit).*

Edhe ky ajet flet për një mrekulli shkencore, e cila ka qenë shkas që shumë mendje të mëdha njerëzore të gjejnë rrugën e dritës e të udhëzimit. Natyrisht, fjala është për eminenca nga sfera e shkencave ekzakte, sepse ata ishin në gjendje që në bazë të eksperimenteve të tyre të vërenin gjurmët e Krijuesit në këtë madhështi të krijimit.

Në Kuranin famëlartë hasim edhe në disa ajete të ngjashme sikur ky, që flasin për faktin se Allahu xh.sh. çdo gjë në këtë ekzistencë e krijoi në çift, ose ia krijoi edhe palën e kundërt, si, për shembull, ajeti 36 i sures Jasin: "Qoftë lavdëruar Ai që i ka krijuar çift të gjitha llojet, nga ajo që mbinë prej tokës, nga vetë ata (njerëzit), dhe nga ajo që ata nuk e dinë!"

Për shembuj të tillë kanë dhënë mendimet e tyre edhe shumë prej mufesirëve të mëdhenj, si në të kaluarën ashtu edhe sot, pra nëpër librat e tefsirit, dhe kanë përmen-

dur faktet si: dita-nata, drita-errësira, mashkulli-femra, dielli-hëna; deti-bregu; vdekja-jeta, e mira-e keqja; imani-kufri; lumturia-vuajtja; Xheneti-Xhehenemi etj.

Ndërsa, nëse këtij ajeti i qasemi nga aspekti shkencor, do të shohim se ky koncept i çiftit ose i palës së kundërt ka një kuptim shumë të gjerë dhe shumëdimensional. Krejt kjo falë shkencëtarit britanik Paul Dirac, i cili në një teori të tij kishte konstatuar se materia është e krijuar në çift. Për këtë zbulim të tij në vitin 1933 ai fitoi çmimin Nobel në fizikë. Ky zbulim i quajtur "parité", pohon se materia është në çift me të kundërtën e saj: anti-materien. Anti-materia mbart vetitë e kundërta të materies. Për shembull, në kundërshtim me materien, anti-materia ka elektrone të ngarkuara pozitivisht dhe protone të ngarkuara negativisht. Pra çdo grimcë ka anti-grimcën e vet me ngarkesë të kundërt…

*50. Andaj, ikni (nga dënimi) drejt (shpërblimit të) Allahut, se unë vërtet jam dërguar te ju prej Tij, si paralajmërues i qartë!*

Pasi që i Lartmadhërishmi solli argumente të qarta për plotfuqishmërinë e Tij, në ndërtimin e qiellit, rregullimin e Tokës, që të ishte e përshtatshme për jetesë, dhe gjithashtu na e bëri të qartë se çdo gjë që krijoi në këtë ekzistencë e krijoi në çift, atëherë nuk mbetet ndonjë arsye që të dyshohet se Ai është Krijuesi i Vetëm dhe i Pashoq, si dhe mbikëqyr çdo proces të kësaj ekzistence. Ajeti në fjalë, në mënyrë të drejtpërdrejtë, i nxit njerëzit që me besim të pastër e të dëlirë të kthehen te Zoti i tyre. Shprehja: "Ikni (nga dënimi) drejt (shpërblimit të) Allahut", është një thirrje vetëdijesimi për njerëzit, pra se nuk ka vendstrehim më të sigurt sesa pranë mëshirës dhe qetësisë shpirtërore që jep besimi në Allahun xh.sh. Ky ishte misioni i vërtetë i të Dërguarit a.s., që njerëzit t'i nxirrte nga errësira e kufrit në dritën e imanit, sepse ishte dërguar nga I Madhërishmi, si paralajmërues dhe tërheqës i vërejtjes, si dhe të mos pasohej rruga e djallit të mallkuar.

*51. Dhe mos adhuroni zot tjetër krahas Allahut, se unë vërtet që jam dërguar te ju prej Tij, si paralajmërues i qartë!"*

Ky ajet na fton që haptazi të distancohemi nga shirku-idhujtaria, apo edhe adhurimet e kota. Vetëm ai që beson në atë çka i ka zbritur nga Allahu, të Dërguarit a.s., zemra e tij, do të shkrihet në valët e imanit të pastër. Përndryshe, s'ka për ta përjetuar ëmbëlsinë e besimit dhe mëshirës. Pikërisht, për t'ua tërhequr vërejtjen njerëzve dhe për t'i paralajmëruar ata për humbëtirën që i pret në botën tjetër, pra nëse nuk besojnë në Zotin e tyre, u dërgua edhe Muhamedi a.s., si mëshirë e dhuruar nga ana e Mëshiruesit Mëshirëmadh. Përsëritja e pjesës së fundit të këtij ajeti, ashtu siç ishte në ajetin paraprak, vërteton edhe një herë se Muhamedi a.s. ishte dërguar si një tërheqës i vërejtjes, për të gjithë ato mendje e zemra që kërkonin dritën, dashurinë dhe besimin në Allahun e Lartmadhërishëm.

**Porosia e këtyre ajeteve: (47-51)**

- Nëpërmjet këtyre ajeteve edhe njëherë vërtetohet bindshëm Njëshmëria absolute e Allahut xh.sh., se: Ai është që e krijoi qiellin dhe e zgjeron atë vazhdimisht, Ai është që e shtroi tokën dhe e bëri të përshtatshme për jetesë, dhe Ai që krijoi nga çdo gjë çift. Prandaj, sigurisht se Ai është në gjendje që edhe t'I ringjallë të gjitha krijesat, (pas vdekjes së tyre), e në mesin e tyre edhe njerëzit, që t'i marrë në llogari për veprat e tyre.

- Në Kuran ka qindra ajete që thërrasin në meditim e studim të thukët të ambientin që na rrethon. Sepse ky Kuran nuk iu shpall një populli të caktuar, por është shpallje për mbarë njerëzimin, siç dëshmon edhe ajeti i parë i zbritur nga Kurani: "Lexo!", - e i cili i drejtohet njeriut e jo një pjesëtari të ndonjë populli të caktuar. Dh, ky njeri mund të jem unë, ti, ai, dhe ata... Dhe, edhe ftesa për vrojtim të gjithësisë, të yjeve, galaktikave dhe qiellit sipër nesh, nuk është e rastësishme. Umeti islam është umeti i përzgjedhur, që t'i jetësojë në praktikë porositë kuranore, për t'u renditur në piedestalin e dijes botërore, aty ku natyrshëm edhe e ka vendin. Ajeti i 47-të i kësaj kaptine, që flet për fenomenin e zgjerimit të qiellit, vetëm në shekullin e XX-të u vërtetua edhe shkencërisht, dhe i mahniti qindra-mijëra shkencëtarë që insistonin me ngulm se universi ishte statik dhe i pandryshueshëm.

- Planeti ynë, Toka, është shtëpia dhe foleja jonë. Atë Allahu e bëri të përshtatshme për ne dhe gjallesat e tjera, dhe çdo gjë në këtë planet është në shërbim të njeriut. Mjafton vetëm ky fakt që njeriu të jetë falënderues dhe mirënjohës ndaj Krijuesit të tij.

- Allahu i Plotfuqishëm çdo krijesë që e krijoi, e bëri në çift, mashkull dhe femër. Madje edhe grimcat më të imëta të atomit kanë pozitivin dhe negativin. Edhe kjo dëshmon thellë për madhështinë krijuese të Allahut Fuqiplotë.

- Ai që dëshiron kënaqësinë e Allahut duhet të pasojë rrugën e udhëzimit, të cilën e trasuan të Dërguarit e Allahut. Adhurimi i sinqertë çon në lumturi të përbotshme, kurse mohimi i këtyre të mirave në zjarr. (Allahu na ruajt nga përfundimi i tillë!) *(Vijon)*

(1) Tefsiri i Ibn Kethirit, Rijad, 1999. vëll. VII, f. 424. (2) Paul Davies, Superforce: The Search for a Grand Unified Theory of Nature, f.4. (Më gjerësisht shih: Harun Yahya, Krijimi i Universit, 2012, f. 32.). (3) Fahru Rraziu, Mefatihu-l Gajbi, vëll. XXVIII, f. 227. (4) Sejjid Kutb, Fi Dhilali-l Kuran, Kajro-Bejrut 2003, vëll. VI, f. 3385.

Prof. As. Dr. Musa Vila

# Metodat profetike në edukimin e fëmijëve

## Shëmbëlltyra e prindërve

أَنَّ أَبَا هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ مَا مِنْ مَوْلُودٍ إِلَّا يُولَدُ عَلَى الْفِطْرَةِ فَأَبَوَاهُ يُهَوِّدَانِهِ أَوْ يُنَصِّرَانِهِ أَوْ يُمَجِّسَانِهِ

*Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Çdo fëmijë që lind, lind në natyrshmërinë (fenë islame), por prindërit e bëjnë hebre, ose të krishterë, ose zjarrputist."* [1] *Gjithashtu, nga Enes bin Maliku r.a. transmetohet se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Nuk është prej nesh ai që nuk i mëshiron fëmijët tanë, dhe nuk i respekton të vjetrit tanë."*[2]

Fëmijët janë pasqyra e prindërve. Ata mësojnë më shumë nga ai që e duan më së tepërmi. Shëmbëlltyra e mirë te fëmija ka ndikim jashtëzakonisht të madh.

Në të shumtën e rasteve fëmija është imitues dhe pasues i prindërve të tij. Prindërit kanë ndikim aq të fortë, saqë arrijnë ta ndryshojnë gjendjen e natyrshmërisë së fëmijës. Pejgamberi a.s. thotë: "Prindërit e edukojnë fëmijën të bëhet hebre, zjarrputist ose i krishterë".

Ebu Hurejra transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush i thotë fëmijës eja këtu se do të të jap diçka, e pastaj nuk ia jep asgjë, kjo është gënjeshtër (mashtrim)."[3]

Me këtë Pejgamberi a.s. i inkurajon prindërit që të jenë shëmbëlltyrë e mirë në të gjitha fushat e jetës, e sidomos të kenë sjellje të sinqerta gjatë punës me fëmijët e tyre. Në një version tjetër, transmetohet nga Abdullah bin Amir, se tha: "Një ditë, derisa në shtëpinë tonë ishte Pejgamberi a.s., më thirri nëna dhe më tha: "Eja këtu se do të të jap diçka!" Pejgamberi a.s. e pyeti: "Ç'dëshiron t'i japësh atij (fëmijës)?" "Desha t'i jap një hurmë", - tha nëna ime. "Nëse e thërret fëmijën dhe nuk i jep asgjë, ty do të të shënohet një gënjeshtër", - i tha Pejgamberi a.s.

Fëmijët i trashëgojnë sjelljet e të rriturve dhe i pasojnë ato. Në qoftë se fëmijët i shohin prindërit e tyre të sinqertë, atëherë ata do të zhvillohen dhe edukohen në sinqeritet, e po kështu edhe për virtyte të tjera. Këtë më



së miri e tregon rasti i Ibën Abasit, i cili kur ishte fëmijë kishte vajtur për të kaluar natën te tezja e tij, Mejmunia. Pejgamberi s.a.v.s qe ngritur gjatë natës, kishte marrë abdes nga një enë, dhe pastaj kishte filluar të falë namazin. Atëherë qe ngritur edhe Ibën Abasi, kishte marrë abdes sikurse Pejgamberi a.s., dhe qe lidhur në namaz në anën e majtë të Pejgamberit a.s., kurse Pejgamberi a.s. e kishte kaluar në anën e djathtë..."[4]

Nga ky hadith kuptojmë se fëmija vepron ashtu siç i sheh të rriturit. Kjo do të thotë se shëmbëlltyra e mirë ndikon te fëmijët. Nga prindërit kërkohet që të jenë edukatorë të mirë, sepse fëmijët zhvillohen dhe edukohen ashtu siç i shohin veprat, sjelljet dhe fjalët e tyre. Me sjelljen e tyre fëmijët shprehin sjelljen e prindërve, pa marrë parasysh se çfarë tipi janë.

Fëmija mendon dhe pyet veten për lëvizjet dhe sjelljet e prindërve, për shkaqet e (pa)kënaqësisë së tyre etj. Nëse ato sjellje janë të mira, atëherë fëmija i merr si të mira dhe përfiton nga to. Nga prindërit kërkohet praktika dhe zbatimi i urdhrave të Allahut xh.sh. dhe të të Dërguarit të Tij, si në sjellje ashtu edhe në praktikë. Këto sjellje të jenë gjithëpërfshirëse, sepse fëmijët vazhdimisht gjenden në përcjellje të prindërve të tyre. Mundësitë e të kuptuarit të fëmijës dhe të vetëdijesimit dhe e kundërta, janë shumë të mëdha, madje edhe më të mëdha sesa i mendojmë ne, sa kohë që ne e shikojmë fëmijën si një krijesë të vogël që nuk kupton dhe nuk ka vetëdije.[5] Prindërit do të pyeten për ruajtjen e familjes së tyre: "Allahu do ta pyetë çdo kujdestar për kujdestarinë e tij (përgjegjësinë); a e ka ruajtur apo e ka humbur (shkatërruar), derisa edhe kryefamiljari do të pyetet për anëtarët e familjes së tij."[6]

### Zgjedhja e kohës së përshtatshme për këshillimin e fëmijëve

Zgjedhja e kohës së përshtatshme dhe adekuate për këshillimin e fëmijëve, për ato gjëra që dëshirojnë prindërit dhe që u përshtaten fëmijëve, ka rol të veçantë dhe dominues. Një gjë e tillë ka ndikim te, fëmija sepse e lehtëson dhe e pakëson angazhimin në edukimin praktik të tij, ngase zemrat janë ato që pranojnë dhe refuzojnë. Nëse prindërit janë në gjendje të dinë



kohën kur zemrat e fëmijëve i marrin këshillat e tyre, atëherë s'ka dyshim se me këtë veprim prindërit kanë arritur një rezultat të mjaftueshëm në edukimin praktik të tyre. S'ka dyshim se Pejgamberi a.s. ka qenë shumë i saktë në zgjedhjen e kohës dhe vendit adekuat e të përshtatshëm për këshillimin e fëmijës. Ai ka arritur t'i edukonte fëmijët me shumë sukses, t'ua përmirësojë sjelljet e tyre dhe t'u ndërtojë një moral të drejtë e të shëndoshë. Pejgamberi a.s. na ka treguar tri kohët kryesore për këshillimin e fëmijës, e ato janë:

### Shëtitja, udhëtimi dhe mjetet e udhëtimit

Ibën Abasi r.a. thotë: "Një ditë kam qenë në udhëtim me Pejgamberin a.s., i cili më tha: "O djalosh, dua të të tregoj disa këshilla…"

Ky hadith tregon se këshillat profetike kanë qenë edhe në rrugë dhe gjatë udhëtimit. Ata të dy ishin duke udhëtuar, dhe nuk mungoi këshillimi i drejtë dhe i sinqertë.

### Koha e ngrënies

Gjatë kësaj kohe fëmija bën përpjekje që në çdo formë të gjejë për të ngrënë. Ai nuk zgjedh as mënyrën dhe as sjelljen. Shpeshherë bën gjeste të pahijshme dhe nganjëherë shkelen edhe normat thelbësore të edukimit. E nëse prindërit nuk ulen me të vazhdimisht gjatë kohës së ngrënies, për ta këshilluar dhe për t'ia përmirësuar gabimet, atëherë fëmija do të mbetet me plot gabime dhe tradita të pahijshme. Kur prindërit nuk ulen me fëmijët e tyre gjatë kohës së ngrënies, kjo është një humbje e kohës së përshtatshme për këshilla dhe udhëzime. Pejgamberi a.s. hante me fëmijët e tij. Aty shihte dhe vërente shumë gabime. Ato gabime i evitonte me një metodë të butë, për të ndikuar në mendjen e fëmijëve. Kështu fëmijët vetvetiu shkonin nga përmirësimi. I tillë ka qenë Pejgamberi s.a.v.s.. Omer bin Ebi Seleme r.a. thotë: "Kam qenë i ri (fëmijë) në shtëpinë e Pejgamberit s.a.v.s.. Duart e mia merrnin ushqim nga çdo vend i tepsisë. Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. më tha:"O djalosh, përmende emrin e Allahut xh.sh., ha me dorën e djathtë dhe ha para vetes!" Në këto thënie profetike shihet qartazi thirrja e Pejgamberit s.a.v.s. për fëmijët, që të hanë ushqim së bashku. Kjo është bërë me një metodë që përmban butësi dhe afërsi pranë sofrës. Pastaj Pejgamberi a.s. i tregoi për mënyrën e ngrënies dhe normat e saj. Duke pasur parasysh këtë, sahanët në manifestimet e tyre i merrnin fëmijët, sidomos në manifestimet që merrte pjesë edhe vetë Pejgamberi s.a.v.s. Kështu, fëmijët e tyre në këto manifestime përfitonin gjëra të mira, njohuri të dobishme, rregulla dhe norma të përgjithshme. Ata fëmijë gjithashtu përfitonin në mënyrë graduale cilësi dhe virtyte të burrërisë.

### Koha kur fëmija është i sëmurë

Sëmundja i zbut zemrat e njerëzve në përgjithësi, e jo më zemrat e fëmijëve, që zemrën e kanë të mbushur plot me butësi dhe janë në formim e sipër. Kur sëmuret, fëmija në veten e tij bashkon dy karaktere natyrore e të mëdha, që i shërbejnë në përmirësimin e gabimeve, të moralit dhe të bindjes së tij. Ato janë karakteri natyror i fëmijërisë dhe karakteri i zbutjes së zemrës dhe shpirtit. Për këtë më së miri na ka udhëzuar Pejgamberi s.a.v.s., i cili kishte vizituar një fëmijë hebre, që ishte i sëmurë, dhe e kishte thirrur ta pranonte Islamin. Kjo vizitë ishte qetësi për atë fëmijë. Enesi r.a. thotë: "Një i ri hebre i kishte shërby-er Pejgamberit s.a.v.s., pastaj ishte sëmurë. Pejgamberi s.a.v.s. i shkoi për vizitë (në shtëpinë e tij), dhe u ul te koka e tij e i tha: "Pranoje Islamin (se je i shpëtuar)". Fëmija po shikonte prindin e tij. Ai (prindi) i tha: "Dëgjoje Ebu Kasimin-Pejgamberin s.a.v.s.!" Pastaj ai e pranoi Islamin. Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. u kthye duke thënë: "Falënderimi i takon vetëm Allahut, I Cili e shpëtoi atë nga zjarri."[8] Nga kjo thënie profetike shihet se si i riu i kishte shërbyer Pejgamberit s.a.v.s. Ai ende nuk e kishte ftuar në Islam përderisa gjeti kohën e përshtatshme për ta ftuar. Kjo kohë e përshtatshme ishte vizita e fëmijës kur ishte i sëmurë. Kjo thirrje e Pejgamberit s.a.v.s. na shërben si model për durim dhe urtësi për thirrjen islame. E, në veçanti, na tregon se kur është koha më e përshtatshme për mbjelljen e imanit, për zhvillimin e edukatës së mirë në kohën e mirë. Fëmija është libri nga i cili lexojmë dhe në të cilin duhet të shkruajmë. T'ia lexojmë sjelljet dhe t'ia shkruajmë edukatën. Këto ishin tri kohët kryesore më të përshtatshme në udhëzimin, edukimin dhe ndërtim të personalitetit të fëmijës. Ka edhe kohë të tjera, të cilat varësisht nga ambienti, rrethanat dhe kushtet do t'u shërbenin prindërve për zhvillim dhe edukim të fëmijëve të tyre. Një fjalë e urtë thotë: "Mos i korrigjo në mënyrë shumë të vrazhdë gabimet e fëmijëve të tu, sepse edhe kopshtari kujdeset që të mos i shkundë fidanët para se ato të kenë lëshuar mirë rrënjë." *(Vijon)*

(1) "Sahihul Buhari", vëll. XIV, f. 447, nr. 4402. (2) "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. VII, f. 155, nr. 1842. (3) "Musned Ahmed", vëll. XX, f. 3, nr. 9460. (4) "Sahihul Buhari", vëll. III, f. 112, nr. 658. (5) Muhamed Kutub, Metoda e edukimit islam, vëll. 2, f. 117. (6) En-Nesaij, "Es-Sunen el-kubra", vëll. V, f. 374. (6) "Sahihul Buhari", vëll. XVI, f. 470, nr. 4957. (7) "Sahihul Buhari", vëll. V, f. 141, nr. 1268.

Mr. Ejup Haziri

# Leximi (i mjaftueshëm) i Kuranit pas Fatihasë

### Hyrje

Pasi kam shtjelluar tematikën e Fatihasë dhe dispozitat që ndërlidhen me të gjatë namazit, është e nevojshme të shpjegohet dhe shtjellohet edhe leximi i Kuranit, që bëhet pas Fatihasë. Si rrjedhojë e kësaj do të mundohem të bëj një paraqitje modeste të kësaj tematike, pra pa u stërzgjatur shumë.

### Leximi i Kuranit pas Fatihasë

Sipas shkollës hanefite, leximi i Kuranit në namaz është farz apo pjesë përbërëse e namazit, pa specifikuar kaptinën apo pjesën kuranore, ndonëse Fatihaja konsiderohet si obligim (vaxhib) i namazit. Çështja këtu ka të bëjë me leximin e Kuranit pas Fatihasë në dy rekatet e para të namazeve të obligueshme (farz), që thuajse nga të gjithë dijetarët është konsideruar sunet. Për këtë Ibën Kudameh ishte shprehur: "Nuk dimë që dijetarët të kenë divergjenca rreth asaj se është sunet leximi i një kaptine pas Fatihasë në dy rekatet e para të çdo namazi."[1]

Sa i përket leximit të Kuranit pas Fatihasë, në shkollën juridike hanefite kjo çështje trajtohet me kujdes të madh, dhe atë në tre tabore: I pari: Minimumi i leximit për vlefshmërinë e Kuranit në namaz; I dyti: Leximi që e kalon limitin (pragun) e mekruhit, dhe; I treti: Leximi i preferuar. Këto tri çështje, ndonëse pa u zgjeruar shumë, do t'i trajtoj në këtë shkrim, në mënyrë që të formohet një pasqyrë e përgjithshme rreth kësaj tematike.



### Minimumi i leximit për vlefshmërinë në namaz

Sa i përket minimumit të leximit të Kuranit për vlefshmërinë e namazit, brenda shkollës hanefite kemi tri pikëpamje, apo tre qëndrime, e që transmetohen nga Ebu Hanife:

**Qëndrimi i parë** është leximi i plotë i një ajeti, pa marrë parasysh a është ajeti i shkurtër apo i gjatë, si për shembull ajeti: "Nga gjelbërimi i shumtë duken të mbyllura në të zi." (Err Rrahman, 64) "Ai sërish thellohej në mendime." (El Mudethir, 21) "Pastaj mërrolej dhe bëhej edhe i vrazhdë." (El Mudethir 22)

Ky qëndrim transmetohet nga Ebu Hanife, dhe njëherit ky është qëndrimi zyrtar i shkollës hanefite.

**Qëndrimi i dytë** është leximi i papërcaktuar, mirëpo atë e shpjegon më së miri emri lexim.

**Qëndrimi i tretë** është leximi i një ajeti të gjatë, si Ajetul Kursija (Bekareh, 255) apo ajeti i borxhit (Bekareh, 282), apo tre ajete të shkurtra. Këtë qëndrim e kanë dy nxënësit e njohur të Ebu Hanifes: Ebu Jusufi dhe Muhamedi.

Dy nxënësit e Ebu Hanifes u argumentuan me ajetin kuranor: "...pra faluni duke lexuar Kuran sa t'ju vijë më lehtë prej namazit..." (El Muzemil, 20)

Sipas tyre, fjalimi i përgjithshëm merr dispozitën e traditës, e ajo që më paku njihet si lexim i traditës është një ajet i gjatë apo tre të shkurtë.

Nga i njëjti ajet ka argumentuar gjithashtu edhe Ebu Hanife, i cili ajetit në fjalë i jep shpjegim nga dy këndei pari – se Allahu i Madhëruar urdhëroi me lexim, e urdhri është i përgjithshëm, dhe se leximi i një ajeti të vetëm konsiderohet si lexim; dhe i dyti – se Allahu i

Madhëruar urdhëroi që të lexohet pjesa më e lehtë nga Kurani, e ndoshta lehtësimi nuk kuptohet ndryshe pos me leximin e një pjese të tillë.

Alaudin Kasani, autori i librit madhështor "Bedaiu-s Sanai..." mbështet plotësisht mendimin e Ebu Hanifes, madje, sipas tij mendimi i Ebu Hanifes është më i logjikshëm sesa mendimi i dy nxënësve të tij.[2]

Mirëpo, këtu duhet shpjeguar një çështje që është shumë e rëndësishme, e që ka të bëjë me atë se çfarë nënkuptohet me ajetin e shkurtër? Sa duhet të jetë ai ajet, sepse në Kuran kemi ajete edhe me një fjalë të vetme apo edhe me vetëm një apo dy shkronja.

Dehleviu në "El Fetava Et Tataruhanijeh", gjatë shtjellimit të kësaj tematike, thotë: "Me fjalët ajet i shkurtër nënkuptohet ajeti që ka së paku dy fjalë e më tepër, ndërsa ajetet që kanë vetëm një fjalë, si "Sad", "Nun", "Kaf" dhe të ngjashme, sipas mendimit më të saktë nuk lejohet. Pra, edhe atëherë kur e lejojnë me një ajet të vetëm, kërkohet që ajeti të ketë së paku dy fjalë e më tepër."[3]

Autoi i librit të njohur "Umdeturr Rriajeh...", kur flet për tematikën e leximit të Kuranit, gjegjësisht për leximin e Kuranit pas Fatihasë, thotë: "Ajo që është e obliguar është një ajet që përbëhet më së paku nga gjashtë shkronja..., e nëse një ajet kuranor përbëhet nga vetëm një fjalë, si: "Kaf", "Sad" apo "Nun", atëherë kjo çështje është e diskutueshme mes dijetarëve. Mirëpo, ajo që është më e sakta, nuk lejohet një gjë e tillë, ngase nuk mund të quhet lexim një veprim i tillë (me një fjalë të vetme)."[4] Këtë e potencon edhe Zejleiu, në "Tebjinu-l Hakaik".[5]

### Leximi që e kalon pragun e mekruhit

Hanefinjtë, edhe kur e lejojnë leximin e Fatihasë me një ajet, opinioni i tyre është vetëm në saje të lejimit, e jo të preferimit. Madje, sipas tyre, për ta tejkaluar limitin e veprimeve të papëlqyera duhet të lexohet Fatihaja, e së bashku me të edhe një ajet i gjatë apo një i shkurtër. Nëse lexohet vetëm një ajet i shkurtër, praktikisht veprimi është i lejuar por i papëlqyer. Prandaj, kërkohet që krahas Fatihasë t'i bashkëngjitet një lexim prej tre ajeteve.[6]

### Leximi i preferuar

S'ka dyshim se në namaz preferohet që Kuran të lexohet sa më gjatë, sidomos në disa prej namazeve, me theks të veçantë në namazin e sabahut, por edhe në atë të drekës.

### Leximi i preferuar në namazin e sabahut

Ulemaja e medhhebit hanefi kanë opinione të ndryshme, si pasojë e transmetimeve që përcillen nga Ebu Hanife. Në librin "El Asl", përmendet një transmetim prej tij, se imami në namazin e sabahut, në dy rekatet farz, lexon katërdhjetë ajete, përderisa në "El Xhamiu-s Sagir", transmetohet nga katërdhjetë, pesëdhjetë, e deri në gjashtëdhjetë ajete, pa llogaritur Fatihanë.[7] Madje, disa thonë edhe deri në 100 ajete. Zejleiu, kur bën bashkimin e këtyre mendimeve, thotë: "Ata që janë të pasionuar pas leximit dhe namazit, i lexojnë nga njëqind ajete, pa llogaritur Fatihanë; ata që janë dembelë, katërdhjetë ajete; ndërsa ata që janë mesatarë, nga pesëdhjetë deri në gjashtëdhjetë ajete. Gjithashtu duhet të shikohet edhe gjatësia e natës apo e kundërta e saj, dhe të shikohet edhe angazhimi i madh apo i paktë i atij që falet."[8]

Qëllimi i katërdhjetë, pesëdhjetë apo gjashtëdhjetë ajeteve që preferohen të lexohen gjatë namazit të sabahut është për kohën brenda dy rekateve, e jo brenda një rekati të vetëm. Këtë e potencon edhe autori i librit "El Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij", ku thotë: "Me fjalën "katërdhjetë" apo "pesëdhjetë" nuk nënkuptohet brenda një rekati, mirëpo brenda dy rekateve (të sabahut), e që i bie nga njëzet ajete për rekat."[9]

Transmetimet që përcillen nga shokët e të Dërguarit të Allahut për leximin e Pejgamberit a.s. në kohën e namazit të sabahut janë të ndryshme. Ebu Berzeh El Eslemij transmeton se i Dërguari i Allahut lexonte në namazin e sabahut mes gjashtëdhjetë dhe njëqind ajeteve.[10] Gjithashtu transmetohet se i Dërguari i Allahut gjatë namazit të sabahut lexonte kaptinën "Kaf",[11] dhe "En Naziat". Nga Ebu Hurejre dhe Amër bin Hurejth transmetohet se i Dërguari i Allahut gjatë namazit të sabahut ka lexuar kaptinën "Et Tekvir"[12] dhe "El Infitar". Gjithashtu, po nga ai transmetohet se i Dërguari i Allahut lexoi "El Murselat" dhe "En Nebeë".

Nga Umu Selemeh përcillet të ketë thënë: "U solla përreth njerëzve që faleshin pas të Dërguarit të Allahut, e ai lexonte kaptinën "Et Tur".[13] Nga Xhabir bin Semurete transmetohet se i Dërguari i Allahut në namazin e sabahut lexonte kaptinën "El Vakiah" dhe kaptina të ngjashme me të."[14]

Ebu Hurejre dhe Abdullah bin Abasi transmetojnë se i Dërguari i Allahut gjatë faljes së namazit të sabahut, në ditën e xhuma, lexonte kaptinën "Es Sexhde" dhe "El Insan".[15]

Transmetohet se Ebu Bekri në namazin e sabahut lexoi kaptinën "El Bekareh", e pas namazit Omeri iu drejtua: "Gati sa lindi dielli, o halifi i myslimanëve." Ndërsa Ebu Bekri ia ktheu: "Edhe po të lindte, nuk do na gjente të pakujdesshëm!"

Preferohet që në rekatin e parë të lexohet më tepër Kuran sesa në rekatin e dytë. Kjo është me konsensus të dijetarëve, ekskluzivisht për namazin e sabahut.



Zgjatja e rekatit të parë bëhet me qëllimin se ndoshta vjen ndokush me vonesë dhe e zë namazin. Sa i përket zgjatjes së rekatit të parë në namazet tjera, themi se kjo çështje është e diskutueshme, sepse vetëm për namazin e sabahut ka konsensus për një veprim të tillë. Ebu Hanife dhe Ebu Jusufi janë të mendimit se në namazet tjera bëhet një baraspeshim mes (dy) rekateve (të para), përderisa Muhamedi është i mendimi se në secilin namaz preferohet zgjatja e rekatit të parë karshi rekateve tjera. Polemika e tyre dhe qëndrimet e tyre reflektojnë edhe te namazi i xhumasë dhe i bajrameve, ku Ebu Hanife dhe Ebu Jusufi kanë të njëjtin mendim sikurse me pesë namazet ditore, gjegjësisht baraspeshimi i dy rekateve të xhumasë dhe bajrameve, ndërsa Muhamedi preferon zgjatjen e rekatit të parë si te xhumaja ashtu edhe te bajramet. Ky i fundit argumentohet me atë që transmeton Ebu Katadeh, se i Dërguari i Allahut preferonte zgjatjen e rekatit të parë ndaj rekateve tjera, në të gjitha namazet, ngase preferenca e zgjatjes është si shkak për arritjen e namazit dhe xhematit. Ndërsa Ebu Hanife dhe Ebu Jusufi argumentohen nga transmetimet se i Dërguari i Allahut në namazin e xhumasë lexonte kaptinën "El Xhumua" në rekatin e parë, përderisa në rekatin e dytë e lexonte kaptinën "El Munafikune", e këto dy sure thuajse janë të barabarta në ajete. Gjithashtu transmetohet se ai në rekatin e parë lexonte kaptinën "El A'la", ndërsa në të dytin "El Gashije". Që të dyja këto kaptina janë të barabarta.[16]

### Leximi i preferuar në namazin e drekës

Në namazin e drekës është mirë të lexohet Kuran sikurse në namazin e sabahut, apo diç më pak se aq. Transmetohet në koleksionin e Muslimit, dhe në të tjerëve, nga Ebu Seid El Hudriu:

"Na ka treguar Shejban bin Ferruh, na ka treguar Ebu Avaneh, nga Mensuri, ky nga El Velid Ebu Bishër, ky nga Ebu Sadik En Naxhij, e ky nga Ebu Seid El Hudriu, se i Dërguari i Allahut në namazin e drekës, në rekatin e parë lexonte përafërsisht tridhjetë ajete, e në rekatin tjetër pesëmbëdhjetë ajete apo sa gjysma (e rekatit të parë)."[17]

Gjithashtu transmetohet se i Dërguari i Allahut në namazin e drekës kishte lexuar kaptinën "Et Tarik" dhe "Esh Shems".[18] Ebu Katadeh transmeton nga babai i tij, se i Dërguari i Allahut në namazin e drekës, në dy rekatet e para lexonte Fatihanë dhe nga një kaptinë, përderisa në dy rekatet e fundit vetëm Fatihanë, e ndonjëherë ajetet i lexonte me zë; e në rekatin e parë e zgjaste më tepër, e kështu nuk vepronte në rekatin e dytë. Kështu thuajse vepronte edhe në ikindi e sabah."[19]

### Leximi i preferuar në namazin e ikindisë

Në namazin e ikindisë dhe jacisë është mirë të lexohen kaptinat e xhuzit të fundit, që janë mesatare. Përafërsisht është e rekomanduar të lexohen njëzet ajete pos Fatihasë. Transmetohet nga Ebu Hurejre dhe Xhabir bin Semurete, se i Dërguari i Allahut në namazin e ikindisë e lexonte kaptinën "El A'la" dhe "El Gashijeh".

### Leximi i preferuar në namazin e akshamit

Në namazin e akshamit duhet të lexohen kaptinat e shkurtra, gjegjësisht kaptinat që kanë nga pesë apo gjashtë ajete.[20] Transmetohet se i Dërguari i Allahut në namazin e akshamit ka lexuar kaptinat "El Felek" dhe "En Nas".[21] Argument për leximin e kaptinave të shkurtra në namazin e akshamit është shkresa e Omerit dërguar Ebu Musa El Eshariut, ku e porosit: "Lexo në namazin e sabahut dhe të drekës kaptinat e gjata, në ikindi e jaci kaptinat mesatare, përderisa në aksham kaptinat e shkurtra...!"[22] Në namazin e akshamit preferohet të mos stërzgjatet leximi i kaptinave, mirëpo leximi të jetë sa më i shkurtër, madje as të mos shtyhet fare namazi i akshamit, për dallim nga kohët tjera të namazit.

### Leximi i preferuar në namazin e jacisë

Në namazin e jacisë, siç e kam thënë më lart, të lexohet aq sa lexohet në namazin e ikindisë, që nënkupton leximin e kaptinave mesatare, e që janë në pjesën e fundit të Kuranit.[23] Ndërsa në namazin e vitrit është transmetuar se i Dërguari i Allahut në rekatin e parë ka lexuar kaptinën "El-A'la", e në të dytin "Kafirun", ndërsa në të tretin kaptinën "El-Ihlas". Gjithashtu transmetohet se ai në namazin e vitrit i bashkonte



nëntë kaptinat e shkurtra; në rekatin e parë lexonte kaptinat "Kadr", "El Zilzal" dhe "Et Tekathur", në të dytin kaptinat "El Asr", "Kevther" dhe "El Fet'h", kurse në të tretin "El Kafirun", "El Mesed" dhe "El Ihlas".[24]

Kasani në kryeveprën e tij, për leximin e Kuranit gjatë kohëve të namazit sjell mendimin e Kerhit, ku thotë: "Në namazin e sabahut, për atë që është vendas (jo mysafir), duhet të jetë nga tridhjetë deri në gjashtëdhjetë ajete në rekatin e parë, pa llogaritur Fatihanë, kurse në rekatin e dytë mes njëzet e tridhjetë ajeteve. Në namazin e drekës, gjatë dy rekateve të lexojë aq sa lexon në rekatin e parë të namazit të sabahut. Gjatë namazit të ikindisë dhe jacisë të lexojë njëzet ajete, pa llogaritur këtu Fatihanë. Në namazin e akshamit, gjatë dy rekateve të para të lexojë Fatihanë dhe një kaptinë të shkurtër." Më pas thotë: "Ky transmetim është prej transmetimeve më të pëlqyera, e që e transmeton El Mual-la nga Ebu Jusufi, e ky nga Ebu Hanife."

Diferenca e leximit të Kuranit mes namazeve ka gjasë të jetë si pasojë e ndryshimit të gjendjes së njerëzve, për shkak se namazi i sabahut është në kohën e gjumit dhe pakujdesisë, andaj preferohet leximi i më shumë ajeteve, në mënyrë që ata të mos e humbin shansin e namazit kolektiv (xhematit). Kështu qëndron puna edhe me namazin e drekës, ku sidomos gjatë verës dhe për shkak të nxehtësisë një pjesë e njerëzve bëjnë një gjumë të lehtë, andaj edhe preferohet zgjatja e namazit. Koha e ikindisë është koha e kthimit të njerëzve nëpër shtëpitë e tyre, andaj edhe leximi është më i shkurtër, sikurse që bëhet një lexim i tillë edhe gjatë kohës së jacisë, për shkak se atyre u është ofruar koha e gjumit. Ndërsa koha e akshamit është koha e ngrënies së ushqimit, prandaj është shkurtuar leximi i ajeteve kuranore për shkak të mosdurimit për ushqim, me theks të veçantë për agjëruesit. Kjo padyshim që dallon nga ndryshimi i kohës, imamit dhe njerëzve.[25]

Kjo ishte sa i përket preferencës, prandaj nuk duhet kuptuar si kushtëzim i leximit brenda kohëve të namazit sepse shpeshherë, për shkak të pjesëmarrjes së njerëzve të ndryshëm, me theks të veçantë të atyre që janë të shtyrë në moshë dhe të atyre që janë të sëmurë, obligohet që imami të mos e zgjatë shumë, sepse në mesin e namazfalësve ka të sëmurë dhe të shtyrë në moshë, e që nuk mund të qëndrojnë gjatë në namaz.

(1) Ibën Kudameh, El Mugni, v.II, f. 164. (2) Kasani, Bedaiu-s Sanai, v.II, f. 43. (3) Feridudin Alim bin El Ala Ed Dehlevi, El Fetava Et Tataruhanijeh, me koment të Shebijra Ahmed El Kasimi, mektebetu Zekerija Budjubenud, Hind, v.II, f. 58. (4) Leknevij, Umdetu-rr Rriajeh ala sherhi-l vikajeh, v.II, f. 119. (5) Zejleiu, Tebjinu-l Hakaik, v.I, f. 129. (6) Për më tepër për këtë çështje shih: Zejleiu, Nasbu-rr Rrajeh, v.I, f. 487. (7) Kasani, Bedaiu-s Sanai, v.I, f. .205; Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f. 343. (8) Zejleiu, Nasbu-rr Rrajeh, bot.I-rë, Daru-l Hadith, Kajro-Egjipt, 1415-1995, v.II, f. 11. (9) Ebu-l Mealij, El Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f. 344. (10) Muslimi në Sahih, nr.461; Tirmidhiu në Sunen, nr.306; Ibën Maxheh në Sunen, nr.818. Hadithi është autentik. (11) Bejhekiu në Sunen El Kubra, nr.4012. Ngjashëm me të përcjell edhe Kutbetu bin Malik, i cili thotë: "U fala dhe i Dërguari i Allahut na printe në namaz, e ai lexoi nga kaptina "Kaf" derisa arriti te fjala: "{وَالنَّخْلَ بَاسِقَاتٍ} [ق: 10]-"*Dhe rritëm trungje të gjata hurmash...*" (Kaf: 10), thotë transmetuesi: "Unë vazhdova ta përsëris këtë ajet dhe më nuk dita çfarë lexoi." Muslimi në Sahih, nr. 165 (457). (12) Muslimi në Sahih, nr. 164 (456); Nesaiu në Sunen, nr.951. Albani thotë se hadithi është autentik. Ahmedi në Musned, nr.18733. (13) Buhariu në Sahih, babu-l xhehri bikiraeti salati-l fexhri. (14) Bejhekiu në Sunen El Kubra, nr.5284. (15) Muslimi në Sahih, nr. 65 (880); Ibën Huzejme në Sahih, nr.533; Ahmedi në Musned, nr. 3325. (16) Kasani, Bedaiu-s Sanai, v.II, f. 48-49. (18) Muslimi në Sahih, nr.452. (19) Kasani, Bedaiu-s Sanai, v.II, f. 45-46. (20) Buhariu në Sahih, nr. 776. (21) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.II, f. 46. (22) Nga Abdullah bin Mesudi transmetohet se i Dërguari i Allahut në namazin e akshamit lexonte kaptinën "Kafirune" në rekatin e parë, përderisa në të dytin kaptinën "Ihlas". (23) Zejleiu, Nasbu-rr Rrajeh, bot.I-rë, Daru-l Hadith, Kajro-Egjipt, 1415-1995, v.II, f. 11. (24) Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f. 346; Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.II, f. 46; Zejleiu, Nasbu-rr Rrajeh, v.II, f. 11; Leknevij, Umdetu-rr Rriajeh ala sherhi-l vikajeh, v.II, f. 120-121. (25) Ebu-l Mealij, El Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f. 347. (26) Kasani, Bedaiu-s Sanai, v.II, f. 47.

Isa Tërshani

# Vlera e paqes në Islam

Të flasësh për Islamin vërtet kërkohet përgatitje, njohje dhe maturi e theksuar nga secili që merr guximin të shprehet diçka lidhur me të, duke u nisur nga vetë fakti se Islami është fe hyjnore e zbritur te gjinia njerëzore. Mënyra më e mirë për ta kuptuar një fe është studimi i burimit të saj. Burimi hyjnor i Islamit është Kurani, që mbështet konceptet e moralit, dashurisë, mëshirës, përkushtimit, sakrificës, tolerancës dhe paqes.

Historia e Islamit, që nga zanafilla, është e pacenueshme dhe e pakrahasueshme, e sidomos në çështjen e paqes. Islami është fe e paqes, ngase nga paqja (Zoti) e ka zbritur, me paqe është zbritur, dhe për paqen komunikohet brenda dhe jashtë çdo komuniteti dhe shoqërie.

Si të mos jetë fe e paqes kur edhe emrin e ka Feja e Paqes. Sigurisht se këtu nuk ka asgjë të rastësishme mes emrit dhe përmbajtjes, me qëllimin e dhurimit të një jete paqësore nëpërmjet të cilës në tokë të pasqyrohet mëshira dhe bamirësia e pafund e Zotit. Zoti i urdhëron të gjithë njerëzit në moralin islam, nëpërmjet të cilit mëshira, bamirësia, paqja dhe toleranca mund të bëhen pjesë e jetës në të gjithë botën. Në Kuran Zoti u drejtohet besimtarëve: "O ju që besuat, hyni në islam tërësishtë (paqe), e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armiku juaj i hapët!" (El Bekare, 208)

Nga ajeti në fjalë qartësohet se siguria mund të vendoset vetëm përmes "hyrjes në Islam", d.m.th. përmes të jetuarit me vlerat e Kuranit. Vlerat e Kuranit myslimanët i bëjnë të përgjegjshëm për t'i trajtuar të gjithë njerëzit, myslimanë ose jo, me mirësjellje e drejtësi, për të mbrojtur nevojtarët dhe të pafajshmit, dhe për të parandaluar përhapjen e mizorisë. Mizoria përfshinë të gjitha format e anarkisë dhe terrorit që godasin sigurinë, qetësinë dhe paqen.[1]

Zoti në Kuran thotë: "...e Allahu nuk e do çrregullimin (fesadin)". (El Bekare, 205)

Disa njerëz, pa vetëdije dhe pa njohuri të vërtetë, bëjnë lidhshmëri ndërmjet Islamit dhe dhunës, duke e mbështetur idenë dashakeqe se dhuna është nga bazamentet e Islamit. Sikur kjo dukuri është monopol i një populli, ose i një kombi, duke përjashtuar popujt dhe kombet e tjera. Ose sikur të ishte dhuna dukuri trashëguese që ngjitet me konfiguracion biologjik për arabët dhe myslimanët.

### Të tjerët për Islamin

Këtu përzihen dashamirë dhe dashakëqij, dhe është për të ardhur keq kur në libra gjejmë gjëra të cilat i kanë përpiluar orientalistët, si: D. B. Mak Dolland etj., me gabime të rënda e nënçmuese gjatë komentimit të fjalës "xhihad". Ata thonë: "Xhihadi në Islam është bartja e armës për të detyruar popujt e lirë jomyslimanë të hyjnë në Islam, dhe përhapja e Islamit është obligim fetar për çdo mysliman". Këtij mendimi i bashkëngjitet edhe Xhon Hegeli, që thotë: "Islami gjithnjë ka qenë dhe do të mbetet fe e shpatës, ngase nuk është e mundur të hasësh në ndonjë mendim për dashuri në Kuran". Ky vazhdon me shpifjet e tij edhe në librin "Historia e Francës", ku thotë: "Vërtet këta arabë veç ua kanë imponuar njerëzve fenë e tyre me forcë: Bëhuni myslimanë, ose vdisni. Kurse pasuesit e Mesihut (Isait a.s.) i kanë përfituar shpirtrat e njerëzve me bamirësinë e tyre dhe me mirësjellje".

Mirëpo, ç'është e vërteta, kolegët e tyre nuk i pranojnë mendimet e Donalldit dhe Hegelit. Orientalisti Kont Henri Dikastro thotë: "Islami nuk e ka detyruar askënd me shpatë e as me gjuhë, por kush ka hyrë në Islam ka hyrë me dëshirën e vet dhe me zgjedhje të lirë, andaj edhe rezultati është ashtu si vendosi Kurani." Ose si thotë orientalistja gjermane Hunke: "Toleranca arabe ka luajtur rol të madh në përhapjen e Islamit dhe atë kundër thënieve (të disa njerëzve) plotësisht të pavërteta, se Islami është përhapur me luftë dhe shpatë." Gustav Leboni thotë: "Me të vërtetë Islami është përhapur me dispozitat e Kuranit dhe me bindje, pa u përdorur forca aspak. Pikërisht për këtë edhe triumfoi kjo fe. Islami me butësinë e vet, arriti t'i përfitojë popujt e ndryshëm, kombësitë e ndryshme, që ta pranonin atë". Tomas Karlajl, reformator shoqëror anglez dhe historian i dalluar, thotë: "Është turp për ne të formulojmë aso akuzash, të cilat i janë drejtuar Islamit dhe Pejgamberit

të tij. Dhe është detyrë e jona t'i luftojmë këto fjalë të turpshme e të zhveshura nga e vërteta". Mahatma Gandi për Islamin thotë: "E kam studiuar Islamin, dhe gjatë studimit kam kuptuar vlerën e njeriut dhe të drejtën e tij". Këto ishin disa nga thëniet e jomyslimanëve për Islamin.[2]

### Islami nuk e pranon dhunën

Shumë ajete kuranore flasin që myslimanët të jetojnë me të gjithë në paqe. Allahu xh.sh. na thotë në Kuranin famëlartë: "O ju njerëz", d. m. th. pa dallim feje, gjuhe, kombi, pa dallim vendi ku jeton apo pozite gjeografike, "…ju kemi krijuar nga një mashkull dhe nga një femër, dhe ju kemi bërë popuj e fise, që ju të njiheni në mes vete…", (El Huxhuratë, 13), e që do të thotë se parim i Islamit është njohja në mes vete, që të jetojmë bashkërisht dhe të krijojmë mundësi që të gjithë të jetojnë në një mirëqenie të përgjithshme. Islami nuk ka asgjë me dhunën, terrorizmin, dhe krimin. Ai i lufton të gjitha këto të liga dhe të këqija. Në Kuran thuhet:

"...kush mbyt një njeri (pa të drejtë), pa pas mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pas bërë ai ndonjë shkatërrim




në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur të gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë), është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit..." (El Maide, 32)

Prandaj, Islami është kundër dhunës, kundër krimit, kundër të gjitha akteve kriminale që ndodhin te të gjitha shoqëritë njerëzore, pavarësisht se ku ndodhin. Të gjitha këto akte që sot ndoshta diku po bëhen në emër të Islamit, dhe nga ato akte po vdesin njerëz të pafajshëm, assesi nuk kanë të bëjnë me Islamin, por janë kundër vlerave reale të Islamit. Është gabim tepër i madh dhe është qëllim i keq kur shumë qarqe nga Perëndimi mundohen ta identifikojnë Islamin si diçka të përbashkët me terrorizmin. Nëse i kthehemi të kaluarës së shoqërisë njerëzore, do të shohim se kemi pasur gjendje të tilla që kanë qenë të krijuara nga shoqëri të ndryshme njerëzore, qofshin ato shoqëri ortodokse, katolike apo të besimeve tjera, e që kanë vepruar dhe kanë bërë akte terroriste të dhimbshme nëpër botë, kanë bërë gjenocid e etnocid mbi popuj të ndryshëm, mirëpo kjo nuk do të thotë se ato kanë kryer misionin e feve që ata i përkasin. Nuk po përmend, në këtë rast, shembuj të tillë, edhe pse historia na mëson se çfarë ka ndodhur nëpër shoqëri të ndryshme njerëzore. Andaj, edhe sot, kryerja e këtyre akteve në emër të Islamit është e pavend dhe është shumë gabim e klasifikuar si nga Islami. Aktet terroriste Islamit ia veshin vetëm ata që nuk e njohin Islamin, sepse ai thërret në paqe, në tolerancë, bashkëjetesë, në respekt të njëri-tjetrit, sepse kështu na mëson edhe Kurani por edhe thëniet e Muhamedit a.s.[3]

### Islami është kundër terrorit

Pavarësisht se ka shumë nga ata që mendojnë se Islami prodhon terrorizëm, fatmirësisht ka edhe nga ata që e mendojnë të kundërtën. Shumë udhëheqës të botës, organizata të mëdha të mjeteve të informimit publik e stacione radio-televizive, thonë se Islami ndalon dhunën dhe nxit për paqe mes njerëzve e kombeve. Qarqet perëndimore që kishin arritur ta kuptonin mirë Islamin, dhe që ishin të mirinformuar për Islamin burimor, u shprehën qartë se fjalët "Islam" dhe " terror", nuk mund të qëndrojnë pranë njëra-tjetrës, dhe se asnjë fe hyjnore nuk e lejon dhunën.[4]

Të gjithë shembujt tregojnë se organizimi i veprave të terrorit kundër njerëzve të pafajshëm, është plotësisht në kundërshtim me Islamin. Përkundrazi myslimanët, duke u bazuar në argumentet dhe porositë fetare, janë përgjegjës për t'i ndaluar edhe të tjerët nga krimi, për të larguar "mizorinë në tokë" dhe për të sjellë paqe e

siguri për të gjithë njerëzit në botë.

Nuk është e mundur të flitet për "terror të krishterë", terror çifut" apo "terror islamik". Në të vërtetë një hulumtim i sfondit shoqëror të përgjegjësve për aktet terroriste tregon se terrorizmi nuk është një çështje fetare, por një dukuri shoqërore.

Terrorizmi është fenomen me karakter social, i cili për fat të keq në kohën tonë është në qendër të vëmendjes, madje ndoshta edhe në kulmin e tij. Dihet se fenomenet e tilla e me karaktere sociale kanë më tepër se një dimension, gjë që justifikimi i tyre është i pamundur. Psikologjia e terrorizmit, motivet, sfondi historik, arsyet ideo-politike e socio-ekonomike janë subjekt i trajtimit në rrafshet dhe disiplinat përkatëse. Edhe përkundër detyrave të këtyre fushave të studimit, ende nuk ka definicion dhe përkufizim se çfarë është terrorizmi. Absurd është fakti kur çdo akt dhune përkufizohet si terrorizëm dhe i vishet Islamit. Ky keqkuptim fatal është rezultat i urrejtjeve ndërfetare në njërën anë, dhe i mentaliteti provincial të disa grupeve që thirren në emër të teorisë islame në anën tjetër. Prandaj shpeshherë ngatërrojnë luftën e pastër me terrorizmin. Islami ka përcaktuar rregulla strikte për ruajtjen dhe mbrojtjen e jetës së njeriut, pavarësisht nga përkatësia fetare që ka. Gjithashtu Islami në kornizën e tij juridike ka përcaktuar rregulla për mbrojtjen e nderit, pronës dhe pasurisë së individit dhe shoqërisë. Prandaj, shkeljen e rregullave dhe parimeve humane nga kushdo qoftë Islami e sanksionon në kuadër të ligjeve të tij në këtë botë, dhe e paralajmëron ndëshkimin në botën tjetër. Sa ka rëndësi jeta e një njeriu në Islam e shpjegon Kurani në ajetin e lartcekur: "…kush mbyt një njeri (pa të drejtë)...".

Në këtë ajet kuranor, që shërben si ligj për vlerësimin e jetës, bëhet e qartë se vrasja e një personi të pafajshëm është aq kriminale saqë konsiderohet si mbytje e tërë llojit njerëzor, ndërsa shpëtimi i një jete krahasohet me shpëtimin e gjithë njerëzimit.[5]

Ajo që kërkohet prej nesh është të bëjmë çmos e të mos largohemi nga parimet themelore të Islamit, dhe të punojmë për rikthimin e qetësisë shpirtërore dhe shoqërore kudo në botë.

(1) Harun Jahja, Islami Dënon Terrorizmin, f. 17. (2) Bajrush Ahmeti, Takvim-Kalendar, 2015, f. 230. (3) Mr. Naim ef. Tërnava, Ligjërime për fenë e atdheun l, Prishtinë, 2015, f. 122. (4) Harun Jahja, Islami dënon terrorizmin, f. 7. (5) Shkelzen Marevci, Islami, fe e paqes apo terrorit?!, Ferizaj, 2015, f. 112.



Ma. Sc. Burim Bibaj

# Frika nga Allahu Fuqiplotë

Frika nga Allahu xh.sh. është një ndër cilësitë më të larta të robërve të mirë të Allahu xh.sh. Të ashtuquajturit "Ibadun Salihun," janë gradë e lartë me të cilën janë cilësuar pejgamberët e Zotit, engjëjt e Tij, dhe gradë që e kanë arritur sahabët (shokët e Muhamedit a.s.) si dhe gjeneratat pas tyre, si: tabiinjtë etj. Frika nga Allahu argumenton njohjen dhe respektin e lartë që posedon robi ndaj Tij, e po ashtu është argument i besimit (imanit) dhe adhurimit të sinqertë ndaj Tij. Thotë Allahu në Kuran: "Dhe njëri-tjetrit i qasen duke pyetur (për punët e tyre në këtë botë). (Këta) Thonë: Ne edhe kur ishim në familjet tona ishim ata që frikësoheshim. E Allahu na dhuroi të mira dhe na ruajti nga dënimi i erës (flakës) së nxehtë të zjarrit. Ne më parë ishim ndër ata që e lutëm Atë, e Ai është Bamirës dhe Mëshirues." (Et Tur, 25- 28)

Allahu xh.sh. në këtë ajet na sqaron se frikërespekti i tyre ndaj Allahut në këtë botë qe shkak për shpëtimin e tyre nga dënimi i Xhehenemit në Ditën e Gjykimit.

Allahu xh.sh. i ka përshkruar engjëjt me frikë ndaj Tij, kur thotë: "I frikësohen dhe i përulen Zotit të tyre, që është lart mbi ta, dhe bëjnë çfarë urdhërohen."(En Nahl, 50)

Në qoftë se engjëjt e Zotit janë ata që nuk i bëjnë mëkate Allahut në atë çka janë urdhëruar, dhe bëjnë atë që kërkohet prej tyre nga frika ndaj Allahut, atëherë si qëndron puna e njeriut që vazhdimisht bën mëkate dhe të këqija, dhe këmbëngul në atë aq sa nuk ka frikë; është i pakujdesshëm, dhe nuk përulet! Vërtet më së shumti frikë nga Allahu ka ai që kontrollon veten e tij, duke i pasur parasysh dobësitë dhe të metat, gjë kjo që e detyron ta njohë Atë, të ketë respekt dhe turp ndaj Tij, sepse vetëm Ai meriton të adhurohet, respektohet e madhërohet. Sa i shtohet robit njohja e Allahut, aq i shtohet frika ndaj Tij. Mu për këtë arsye Muhamedi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) ishte që më shumti kishte frikë nga Allahu, ngase ai e ka njohur më së miri Atë. Ka thënë Aisheja (kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!): "Ka thënë Muhamedi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!): "Unë jam më i dituri për Allahun, dhe më i frikësuari ndaj Tij." (Transmeton Buhariu, hadithi i 20-të)

Frika nga Allahu është fryt i besimit (imanit) dhe bindjes, dhe sa të forcohet besimi (imani) dhe të të rritet bindja, aq më tepër shtohet frika ndaj Allahut. Kjo frikë lë gjurmë në zemrën tënde duke shfaqur moralin tënd te gjymtyrët dhe veprat tua, me respekt, prehje, devotshmëri, qarje etj. Fshehtësia e kësaj urtësie është se besimi (imani) e çon njeriun në vërtetimin e Ditës së Gjykimit dhe përkujtimin e vdekjes dhe varrit dhe errësirën në të, Xhehenemin dhe zjarrin e tij, e besimtari jeton mes shpresës për Xhenet dhe frikës nga Xhehenemi. Pra, ai i kupton mangësitë e bëra gjatë



adhurimit, përkujtimit të Allahut, dhe kështu te ai mbizotëron frika, dhe më ky rob nuk duket përveçse i qetë e modest, duke shpresuar në mëshirën e Zotit dhe duke u frikësuar nga dënimi i Tij. Si të mos ketë frikë ndaj Zotit të tij?! Ai i ka urdhëruar robërit e Tij që të kenë frikë dhe drojë nga Ai, që t'i ruhen hidhërimit dhe dënimit të Tij. Allahu xh.sh. thotë: "…dhe të më kini frikë vetëm Mua!" (El Bekare, 40). Pastaj: "Dhe për atë që i frikësohet daljes para Zotit të tij, për të do të jenë dy xhenete." (Err Rrahman, 6)

### Shenjat e frikës ndaj Allahut xh.sh.

Vërtet ai që ka frikë Allahun xh.sh. me një frikë të vërtetë, te ai patjetër duhet të shihen shenjat e gjurmët e frikës, që nga gjymtyrët, veprat, të folurit, dhe ai nuk shihet ndryshe vetëm se i qetë, modest, i frikësuar çdo herë që përmendet dënimi i Allahut. Pastaj është i ndaluar dhe i kujdesshëm ndaj kufijve të Zotit xh.sh., ambicioz dhe me vullnet për punë të mira, i larguar nga mëkatet etj. Nga shenjat më të dukshme tek ai janë:

1. Devotshmëria në fshehtësi dhe dukje. Esenca e devotshmërisë është të bësh pengesë në mes teje dhe dënimit, dhe hidhërimit të Allahut xh.sh., e kjo nuk arrihet përveç kur robi ka parasysh Lartmadhërinë e Allahut xh.sh, fuqinë e Tij, mbikëqyrjen e pashmangshme të Tij mbi të dhe të gjitha krijesat, frikën nga dënimi, largimin nga mëkatet dhe ndalesat, zbatimin e urdhrave të Tij, të munduarit në punë të mira etj. Allahu xh.sh. thotë: "O ju që besoni, kini frikë Allahun me një frikë të vërtetë, dhe mos vdisni ndryshe përveç duke qenë myslimanë." (Ali Imran, 102)

Ka thënë Hasan El Basriu: "I frikësuar është ai që ka frikë ndaj ndalesave (harameve) të Zotit, dhe i cili punon e i nënshtrohet urdhrave të Tij." Ndërsa Umer Abdul Azizi në lidhje me këtë thotë: "Nuk është devotshmëri në Allahun agjërimi ditën (vullnetar/nafile) dhe falja e namazit natën (vullnetar/nafile), por devotshmëri është braktisja e ndalesave dhe zbatimi i urdhrave të Tij, e kush furnizohet me këto dy të mira vetëm se është furnizuar me mirësi mbi mirësinë."

2. Llogaritja e vetvetes. Llogaritja e vetvetes është një nga shenjat më të rëndësishme të frikës ndaj Allahut xh.sh. Allahu thotë në Kuran: "O ju që keni besuar, kini frikë Allahun dhe përmbushni detyrat ndaj Tij, dhe le të shikojë secili se çfarë ka përgatitur për të nesërmen, dhe kini frikë Allahun. Vërtet Allahu e di në detaje atë që punoni!" (El Hashr,18)

Ai që i kërkon llogari vetvetes e zbulon gabimin e vet, e kush zbulon gabimin e vet e përkujton pendimin dhe kërkon falje nga Allahu, e kush pendohet dhe



kërkon falje prej Tij, atij vetëm se i është dhuruar një mirësi (begati) e madhe, dhe shpëton, me lejen e Zotit, nga dënimi i Tij. Abdullah bin Mesudi r.a. transmeton se Muhamedi a.s ka thënë: "Në Ditën e Kiametit nuk ka rob që s'do të pyetet për pesë gjëra: për jetën e tij, - se si e ka kaluar; për rininë e tij, - se në çka e ka shfrytëzuar; për pasurinë e tij, - se si e ka fituar dhe ku e ka shpenzuar; dhe për diturinë, - se çka ka punuar me të. (Transmeton Tirmidhiu, Sahihul-xhami', 7299)

Thotë Hasan El Basriu: "Besimtari gjithherë i kërkon llogari vetvetes, se çka deshi të punojë, e çka të hajë e të pijë, kurse mëkatarit i shkon koha e nuk i kërkon llogari vetvetes." Ka thënë gjithashtu: "Vërtet robi vazhdon të jetë në mirësi deri sa në veten e tij ka një këshillues dhe një përkujtues për llogaritjen e vetes."

3. Qarja nga frika prej Allahut xh.sh. Pa dyshim se zemra që përzihet me dashurinë ndaj Allahut dhe me frikën ndaj Tij do të jetë zemër e butë, e qetë dhe e frikësuar. Nuk ka mundësi që t'i kalojë ndonjë ajet kuranor që përshkruan mëshirën dhe ndëshkimin e të mos lë gjurmë të thellë në zemrën e tij, zemër që më pas shkakton daljen e lotëve. Është fjala për lotët e frikës dhe shpresës, e Allahu, duke e përshkruar besimtarin, thotë: "Dhe ata bien me fytyrë për toke (në sexhde), duke qarë, dhe kjo ua shton nënshtrimin (ndaj Zotit)" (El Isra,109) Thotë po ashtu I Lartmadhërishmi: "A nga ky rrëfim (Kurani) po habiteni?! E po qeshni e nuk po



qani?!" (En Nexhm, 59 dhe 66)

Transmeton Enesi r.a., dhe thotë: "Na ligjëroi i Dërguari i Allahut një ligjërim, e që nuk kam dëgjuar asnjëherë sikur ai, dhe na tha: "Sikur ta dinit atë që e di unë, do të kishit qeshur shumë pak dhe do të kishit qarë shumë." Kurse Enesi thotë: "Shokët e Muhamedit mbuluan fytyrat e tyre dhe filluan të qajnë." (Buhariu 8/210, dhe Muslimi 2359). Ka qenë Muhamedi, a.s. njeriu që më së shumti qante nga frika ndaj Allahut. Transmeton Abdullah bin Hajri, dhe thotë: "Erdha te i Dërguari, dhe ai ishte duke u falur, me ç'rast nxirrte nga brendësia (e barkut) të tij një zë frikësues nga qarja." (Transmeton Ebu Davudi, hadithi i 904-të, me sened të vërtetë). Kur i përmendej vdekja Umer bin Abul Azizit r.a, qante aq shumë saqë i lagej mjekra nga lotët e shumtë; dhe një natë qau aq shumë, saqë qau e tërë familja e tij. Pasi që u ndal, Fatimja, gruaja e tij, e pyeti: "Më trego, për Zotin, o sundues i besimtarëve, përse qave aq shumë?" Tha: "Përkujtova njerëzit në Ditën e Gjykimit, kur paraqiten para Zotit në dy grupe: Grupi që hyn në Xhenet dhe grupi që hyn në Xhehenem."

### Frytet dhe dobitë e frikës prej Allahut xh.sh.

- Frika prej Allahut është shpëtim nga hidhërimi dhe dënimi i Tij. Muhamedi a.s. ka thënë: "Nuk e përshkon zjarri njeriun që qan nga frika prej Allahut, si dhe nuk bashkohet pluhuri (i goditur) në rrugën e Allahut dhe tymi i Xhehenemit."(Transmeton Tirmidhiu, me sened të mirë (hasen) 1633) A nuk është dobia dhe fryti më i madh i frikës ndaj Allahut shpëtimi nga zjarri i Xhehenemit? Sepse kush ia ka frikën Allahut në këtë botë, ai e siguron botën tjetër. Kush ndjek rrugën e shpëtimit, cilësohet dhe kujdeset për respektin ndaj Allahut, në fshehtësi dhe duke përmirësuar gjendjen e tij, dhe përforcohet edhe më tepër në rrugën e udhëzimit duke shpresuar shpërblimin e Allahut xh.sh., pra i mbështetur në Të dhe i penduar tek Ai.

- Nga frytet e frikës ndaj Allahut gjithashtu është se robi në Ditën e Gjykimit hyn nën hijen e Arshit të Allahut, kur nuk do të ketë hije tjetër përveç hijes së Tij.

Nga Ebu Hurejra transmetohet se i Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të!) ka thënë: "Shtatë (lloje njerëzish) Allahu do t'i futë nën hijen e Tij, në ditën kur nuk do të ketë hije tjetër përveç hijes së Allahut: 1. Sunduesi i drejtë; 2. I riu që rritet në adhurim ndaj Allahut; 3. Njeriu, zemra e të cilit është e lidhur me xhamitë; 4. Dy persona që e duan njëri-tjetrin vetëm për hir të Allahut, që kur të takohen, takohen vetëm për hir të Allahut, dhe kur ndahen, ndahen vetëm për hir të Allahut; 5. Personi që refuzon një grua të bukur dhe të pasur, pasi që ajo ta ketë ftuar (për marrëdhënie imorale), duke thënë: "Unë i frikohem Zotit!" 6. Ai që qan kur e përkujton Allahun në vetmi, dhe; 7. Personi që jep lëmoshë, duke mos ditur dora e majtë e tij për atë se çka ka dhënë dora e djathtë e tij. (Buhariu 2/19, dhe Muslimi 1031)

### Për fund

Assesi mos të të mashtrojnë kënaqësitë e kësaj jete, shpresat e kota, e as cytjet e djallit, por forcoje veten tënde në frikën ndaj Allahut, respekt ndaj Tij, si dhe pikëllohu dhe qaj për mëkatet tua; bëje pengesën mes teje dhe dënimit të Zotit, e largohu nga ndalesat (haramet)! Pranoji të lejuarat (hallallet), çdo herë që bën një punë të mirë, shpreso në shpërblimin e Allahut dhe në mëshirën e Tij, kurse çdo herë që bën një punë të keqe, pendohu dhe ki frikë nga hidhërimi i Tij; kujtoje se loti që del nga sytë e të frikësuarit është i shtrenjtë tek Allahu!

(1) Naim Tërnava "Morali Islam 2", Prishtinë 1998, f. 127. (2) Amër Halid "Gjurmëve të të Dashurit tonë", Shkup, 2006, f. 276. (3) Muhamed Naim Jasin "Besimi-Bazat, Esenca, Negacioni", Prishtinë, 2000, f. 91. (4) Aid El-Karni "Mos u trishto", Gostivar, 2005, f. 326. (5) Abdullah Nasih Ulvani "Formimi i Personalitetit të Njeriut në Pikpamje Islame", Gostivar, 2003, f.46-47. (6) Amër Halid "Përmirësimi i Zemrave", Tiranë, 2005, f. 298. (7) Sufijjurrahman El-Mubarekfuri, "Nektari i Vulosur i Xhenetit", Prishtinë, 2001, f. 307. (8) Naim Tërnava "Morali Islam 2", Prishtinë 1998, f. 127.

Ibrahim M. Ilijazi

# Mrekullia e hekurit në Kuran

Në Kuranin famëlartë Zoti xh.sh. na tregon për shumë mrekulli shkencore. Njëra nga këto është edhe mrekullia e hekurit, e ne këtu jemi munduar ta paraqesim këtë mrekulli duke krahasuar aspektin shkencor të hekurit me ajetet kuranore.

## Mrekullia e hekurit

Ajeti i mëposhtëm kuranor paraqet dy fakte shkencore dhe të paimagjinueshme për kohën e zbritjes së tij. Fakti i parë ka të bëjë me origjinën e hekurit, e që vetëm në shekullin e XX – të është zbuluar nga shkencëtaret se ai është formuar jashtë sistemit diellor. Fakti i dytë ka të bëjë me dobinë që njerëzit mund të përfitojnë nga përpunimi i hekurit. Për këtë Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "... Ne e kemi zbritur edhe hekurin, që në të ka forcë të fortë dhe dobi për njerëzit..." (El Hadid, 25)

## Origjina e hekurit

Fjala "enzelna", e përkthyer si "zbritur", dhe e përdorur në ajet për hekurin, mund të mendohet se ka një kuptim metaforik për të shpjeguar se hekuri është dhënë që njerëzimi të përfitojë. Por, kur marrim parasysh kuptimin e drejtpërdrejtë të fjalës, që është, "zbritje fizike nga qielli", si në rastin e shiut apo rrezeve të diellit, ne kuptojmë se ky ajet përfshin një mrekulli shkencore shumë të rëndësishme. Kjo, sepse gjetjet moderne astronomike kanë zbuluar se hekuri që gjendet në botën tonë ka ardhur nga yjet gjigante të hapësirës kozmike.[1]

Sipas studimeve astronomike është zbuluar se minerali i hekurit (Fe) ka origjinë nga jashtë sistemi diellor, për arsye se sistemi ynë diellor nuk ka pasur kushte për formimin e hekurit. Sipas këtyre studimeve, minerali i hekurit mund të prodhohet vetëm në yje shumë më të mëdhenj se Dielli, ku temperatura arrin në disa qindra miliona gradë celsius. Nëse e shikojmë temperaturën e diellit, shohim se temperatura e tij në sipërfaqe është 6.000 $^{0}$C, kurse në bërthamën e tij temperatura arrin në mbi 15 milion $^{0}$C.[2] Shkencëtarët mendojnë se hekuri që ndodhet në Tokë është formuar në ndonjë yll të madh, që i takon kategorisë së yjeve gjigantë. Yjet gjigantë, në fundin e jetës së tyre bëjnë një shpërthim të madh, të quajtur supernova, e mbetjet e tyre pas shpërthimit të madh shihen të shpërndara nëpër kozmos. Këto mbetje (meteorë), të cilët përmbajnë edhe hekur, janë tërhequr nga forca gravitacionale e planetëve, në rastin tonë Tokës, duke zbritur në aty, e duke u futur deri në bërthamën e saj. Kjo ka ndodhur në kohën kur toka ishte planet pa atmosferë dhe në gjendje të zjarrtë, diku rreth 4.5 miliard vjet më parë.

Origjinën e hekurit shkencëtaret e argumentojnë edhe me ndërtimin e meteorëve, të cilët arrijnë të bien në Tokë dhe janë të përbërë nga nikeli dhe hekuri.[3]





Surja "El Hadid" në Kuran renditet e 57-ta. Vlera numerike e fjalës el hadid në gjuhen arabe ka kuptimin 57. Vlera numerike e fjalës së vetme hadid është 26. Siç mund të shihet nga tabela periodike, 26 është numri i atomit të hekurit. Me ajetin e shpallur në suren El Hadid Allahu i Plotfuqishëm tregon se si është formuar hekuri, dhe me kodin matematikor që përmban ajeti Ai na zbulon një mrekulli shkencore.[4]

## Dobia e hekurit

Metali i hekurit (Fe) ka fortësi dhe qëndrueshmëri shumë të madhe. Ky metal ka luajtur dhe vazhdon ta luajë një rendësi të madhe për jetën e njeriut, që nga krijimi i tij. Dobia e hekurit për jetën e njeriut është e gjerë, dhe shumëdimensionale. Ne do mundohemi që t'i përmendim vetëm disa nga këto dobi.

1. Hekuri i shkrirë, - i cili ndodhët në qendër të tokës, përkatësisht bërthamë, shërben si një dinamo gjigante i cili gjeneron fushën magnetike të tokës, nga e cila fushë formohen zonat e rrezatimit, të quajtura Van Allen, e të cilat e mbrojnë sipërfaqen e tokës nga rrezatimet depërtuese kozmike me energji të lartë, si dhe e ruajnë shtresën e ozonit nga shkatërrimet e rrezeve kozmike;[5]

2. Që nga kohët e lashta njeriu ka prodhuar dhe vazhdon të prodhojë mjete të nevojshme në dobi të tij, si: vegla bujqësore, vegla për amvisëri, mjete ushtarake, si shpata parzmore etj., ndërsa në kohët e mëvonshme edhe mjete të rënda ushtarake të kohës moderne, pastaj mjete për ndërtimtari, industri të mjeteve motorike, energjetike, e shumë gjëra të tjera;

3. Metali i hekurit shërben për të zbutur reaktivitetin e oksigjenit, dhe si metabolizëm oksidues;

4. Pa atomin e hekurit nuk do të kishte as metal që do formonte hemoglobinën (në gjakun e njeriut);

5. Grimcat e oksidit të hekurit janë përdorur dhe vazhdojnë të përdorën në një trajtim të kancerit, duke dhenë rezultate pozitive.

Rreth përdorimit të hekurit Zoti xh.sh. na tregon edhe në një ajet tjetër kuranor, ku thotë: "Ne i patëm dhënë Davudit dhuratë të madhe nga ana jonë: "O male dhe shpezë, lartësoni (me tesbih) së bashku me të!" Ne ia zbutëm atij edhe hekurin (si brumë). (I thamë) Puno këmisha të plota (nga hekuri) dhe thuri me precizitet ato! Dhe bëni vepra të mira (o familje e Davudit), se Unë vëzhgoj atë që ju punoni!" (Sebe'ë, 10-11)

## Përfundim

Kurani ka shumë ajete që na tregojnë për veçoritë shkencore që vërtetojnë se Kurani është me të vërtetë libër i shenjtë. Prej shumë veçorive është fakti se një numër i konsiderueshëm i këtyre fakteve shkencore, edhe këtyre të përmendura më lart, njeriu i ka zbuluar vetëm me ndihmën e teknologjisë së shekullit XX, e të cilat janë shpallur në Kuran 1400 vjet më parë. Këto fakte shkencore në kohën e Muhamedit a.s. as që mund të perceptoheshin apo imagjinoheshin. Këto fakte shkencore e vërtetojnë edhe më tepër prejardhjen hyjnore të Kuranit.

Për këtë Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "Është fakt se në krijimin e qiejve e të Tokës, në ndërrimin e natës e të ditës, të anijes që lundron në det e që u sjell dobi njerëzve, në atë shi që e lëshon Allahu prej së larti, e me të ngjall tokën pas vdekjes së saj, dhe në të përhap nga çdo lloj gjallese, në qarkullimin e erërave dhe reve të nënshtruara mes qiellit e Tokës, (në të gjitha këto) ka argumente për një popull që ka mend!" (El Bekare, 164)

(1) Kurani dhe shkenca (https://www.scribd.com/doc/110932984/Kurani-dhe-Shkenca), shikuar më 25.12.2015. (2) Koço Prifti, Pajtim Behjta, "Gjeologjia...", f. 9. (3) http://discovermagazine.com/2014/julyaug/13-journeys-to-the-center-of-the-earth, shikuar më 25.12.2015. (4) Kurani dhe shkenca (https://www.scribd.com/doc/110932984/Kurani-dhe-Shkenca), shikuar më 25.12.2015. (5) http://discovermagazine.com/2014/julyaug/13-journeys-to-the-center-of-the-earth, shikuar më 25.12.2015.

Besnik Jaha

# Recension për librin "Komentimi i sures El-Kehf" të Sabri Bajgorës

"Komentimi i sures El-Kehf" është një libër që, përveç tjerash, na e rikujton edhe vargun e madh të haditheve që porosisin leximin e sures El-Kehf, sidomos ditën e premte, me qëllimin që shembujt nga sureja të jenë mësim dhe kalitje për t'i tejkaluar sprovat e llojllojshme me të cilat mund të ballafaqohemi në jetën tonë. "Komentimi i sures El-Kehf" është një vepër që myslimanëve dhe jo vetëm ua shpjegon vlerën dhe rëndësinë e sures El-Kehf, pastaj ua lehtëson kuptimin e saj, respektivisht se është sureja që, siç thotë edhe autori i librit, ndër qëllimet parësore ka kujdesin për formimin e një shpirti të pastër njerëzor.

Tashmë dihet se çdo tekst ka një strukturë. Prandaj, duhet pasur parasysh se struktura e tekstit mund të flasë po aq sa edhe përmbajtja e tij.

Libri i Zotit, Kurani, në një pjesë të madhe të tij, herë drejtpërdrejt e herë tërthorazi, flet për krijimin e njeriut dhe ruajtjen e natyrshmërisë së tij. Semantika/kuptimi dhe poetika/stili dhe struktura e Kuranit janë hulli të prezantimit sa më komplet të fjalës së Zotit para njeriut. Në Kuran flasin përmbajtja, struktura, por edhe të dyja bashkë. Kjo më së miri mund të vërehet në suret që kanë histori-ngjarje, apo siç njihet në fushën e narratologjisë, narracion.

Si shembull tipik mund ta përmendim suren El-Kehf, që është një nga suret më të përfolura pikërisht për shkak të historive që ka brenda vetes. E në shqip, për fat të keq, të përfolura po, por jo edhe më të studiuara. Së fundmi, botimi i librit "Komentimi i sures El-Kehf" i studiuesit dhe komentuesit shqiptar të Kuranit, Sabri ef. Bajgora, ndryshon realitetin e gjertanishëm. "Komentimi i sures El-Kehf" është libri i parë shqip që komenton komplet këtë kaptinë të Kuranit e i shkruar nga një shqiptar.

Përanash kësaj, mund të themi se, përveç përmbajtjes, është edhe struktura e kësaj sureje ajo që ka tërhequr autorin e këtij libri që të merret më seriozisht me këtë sure kuranore. Kemi katër histori të ndryshme, e që renditen në mënyrë jo të rastësishme: besim, pasuri, dituri dhe pushtet. Pastaj, ndikimi i strukturës së sures El-Kehf vërehet edhe në strukturën e librit. Pra, edhe në libër secila histori rrëfehet sipas renditjes që ka në Kuran, e që përfundimisht bën të vijmë në përfundim se libri "Komentimi i sures El-Kehf" ka një strukturë të determinuar nga vetë sureja, që, pa dyshim e bën të ketë vlerë edhe më të madhe.

## Disa veçori të përgjithshme të librit

"Komentimi i sures El-Kehf" është një vepër që myslimanëve dhe jo vetëm ua shpjegon vlerën dhe rëndësinë e sures El-Kehf, pastaj ua lehtëson kuptimin e saj, respektivisht se është sureja që, siç thotë edhe autori i librit, *ndër qëllimet parësore ka kujdesin për formimin e një shpirti të pastër njerëzor*.[1]

Në këtë libër autori ka shpjeguar/komentuar fshehtësitë/gajbet (mrekullitë) nga ngjarja e djelmoshave të strehuar në shpellë për 300 e ca vite, pastaj nga ngjarja e Hidrit dhe Musait a.s., ajo e sprovës në pasuri dhe ngjarja e Dhulkarnejnit a.s.

Në këtë libër autori ka shpjeguar/komentuar fshehtësitë/gajbet (mrekullitë) nga ngjarja e djelmoshave të strehuar në shpellë për 300 e ca vite, pastaj nga ngjarja e Hidrit dhe Muasit a.s., ajo e sprovës në pasuri dhe ngjarja e Dhulkarnejnit a.s.

Siç thotë edhe autori i librit, *këto rrëfime në fakt janë sprova me të cilat Allahu i sprovon robërit e Vet në këtë dynja. Së pari kemi sprovën në fe-besim, rreth së cilës flasin ajetet mbi djemtë që u strehuan në shpellë, për të shpëtuar dinjitetin e tyre fetar; pastaj vjen sprova në pasuri, që pasqyrohet me ngjarjen e pronarit të dy kopshteve; pas saj vjen sprova në dituri, që reflektohet përmes rrëfimit të Musait a.s. me Hidrin, dhe; krejt në fund, sprova e pushtetit, që na vjen në rrëfimin mbi Dhulkarnejnin*.[2]

Mënyra e shtjellimit të ngjarjeve nga autori Sabri Bajgora është akademike. Duke pasur tavolinën plot me libra të hapur, Bajgora citon vazhdimisht nga komentuesit e Kuranit dhe historianët si: Ibën Kethiri, Sujutiu, Sharavi, Muhamed Husejn Dhehebiu, Fahrudin Rraziu Ahmet Behxhet etj., merr dhe për-




punon mendimet e disa komentuesve duke i renditur sipas mënyrës së tij, respektivisht duke e trajtuar çështjen përkatëse në çdo aspekt: fetar, shkencor, social, mjekësor, politik, etj. Pra, Bajgora ec në hapa të sigurt, dhe nuk hedh në letër përveç asaj që është me rëndësi. Kjo edhe është arsye e mjaftueshme që libri i tij të vlerësohet si i veçantë dhe i rëndësishëm, pasi ka mbledhur dhe shpjeguar ajkën e asaj që kanë thënë komentuesit më të njohur të Kuranit.

Ky libër brenda vetes ka mendimet më të rëndësishme të komentuesve më të njohur të Kuranit, dhe këto janë të renditura sipas temës dhe strukturës që ka vetë objekti i studimit, - sureja El-Kehf. Për këtë arsye edhe krijimi i marrëdhënies së këtij libri me librat tjerë që kanë temë të njëjtë është shumë i natyrshëm.

Nëse jo në problematikën që trajton, ky libër është unik në formën që trajton problematikën përkatëse.

Fakti se bazohet shumë në veprat kapitale të studimeve kuranore nuk e bën t'i mungojë informacioni i ri. Përkundrazi, trajtimi në mënyrë origjinale i disa çështjeve edhe në fushat tjera si mjekësi, ekologji etj., bën që ky libër të ketë shumë informata të reja. Por, edhe vetë forma e trajtimit të temave këtë libër e bën edhe më të veçantë.

Në 322 faqet e këtij libri mund ta gjejë vetes secila kategori e lexuesve. Megjithatë, kategoria që më së shumti tërhiqet nga ky libër është ajo studentore/akademike. Herë-herë vërehet një tendencë e autorit që gjërat t'i shpjegojë edhe për nivelin e përgjithshëm të shoqërisë mbarështiptare, mirëpo hëpërhë kemi kthesë të plotë në nivelin e përgjithshëm e të natyrshëm të librit/autorit.

Ndoshta një shpjegim pak më i gjerë i shembujve të sures në librat ose format tjera të shprehjes artistike, qoftë me përmbajtje fetare ose tjetër, për shembull letrare, këtë libër do ta pasuronte edhe më.

Me këtë rast kujtojmë kohën kur historia e djelmoshave të shpellës nisi të letrarizohet, përkatësisht në shekullin e XVI, nga poeti John Donne. Më vonë, po kjo histori dramatizohet nga John Heywood, ndërsa gjatë iluminizmit nuk është përfolur shumë. Kjo histori rihapet në romantizëm, madje edhe nga gjenitë e letërsisë mbarëbotërore si Johan Volfgang Gëte, që e përflet historinë në një poemë të tij, e pastaj edhe nga Herbert George Wells në veprën e tij "Të fjeturit e zgjuar". Madje, këtë histori e ka shfrytëzuar edhe shkrimtari anglez Mark Twain. Ai ka një imitues të historisë së shtatë djelmoshave të shpellës në kapitullin e trembëdhjetë të vëllimit të dytë nga vepra "Të pafajshmit jashtë vendit".

Sa i përket shkrimtarëve modernë dhe bashkëkohorë, po këtë histori mund ta gjejmë te shkrimtarët si: Danilo Kish, - te vepra "Enciklopedia e të vdekurve", pastaj te Andrea Camilleri, Susan Cooper, Will Stanton, Gilbert Morris, John Buchan. E veçantë e trajtimit të kësaj historie nga letrarët është forma e shkrimtarit perso-gjerman, Kader Abdolah, që historinë e shtatë djelmoshave të shpellës e tregon sipas versionit islam.

Edhe autori bashkëkohor turk, nobelisti Orhan Pamuk aludon në historinë e djelmoshave të shpellës, më saktësisht me elementin e qenit, në kapitullin "Unë jam një qen", në romanin e tij të vitit 2001, "Unë jam e kuqja".

Sidoqoftë, kjo qasje nuk qe e mundur për shkak të profilizimit të autorit Bajgora si studiues i Tefsirit por jo edhe i letërsisë. Në fund të fundit, kjo nuk e ul aspak vlerën e veprës apo autorit, që në aspektin e komentimit teologjik - islam, librin e ka shtjelluar për lëvdatë.

**Struktura e një vepre narrative**

Për ta kuptuar sa më mirë suren El Kehf, dhe me këtë rast për ta komentuar sa më mirë edhe strukturën e librit "Komentimi i sures El-Kehf" të autorit Sabri Bajgora, duhet njohur edhe strukturën e veprës narrative.

Struktura e një vepre narrative është e përbërë nga një sistem i shenjave që Seymour Chatman e sheh si *strukturë semiotike, e cila përbëhet nga shumë shenja narrative*.[3]

Narracioni është një strukturim i një ngjarjeje. Ndërsa, çdo rrëfim i nënshtrohet dy strukturave narrative: bazike dhe unike. Në strukturën unike secili rrëfim dallon për ndonjë veçori unike që ka, ose klasifikohet në një nga formacionet (për risitë që sjell). Nëse rrëfimi është një strukturë semiotike dhe një strukturim i një ngjarjeje; e kjo është narracioni, ai është i ndërtuar në nivele narrative dhe ka narrator (ai që rrëfen), vokalizator (ai që dëgjon), fokalizator (ai që sheh), narrater (atij të cilit i flet narratori), si dhe disa veçori tjera që janë me interes për fushën e narratologjisë. Prandaj, duke pasur narraterin, rrëfimi si i tillë dëshmon se universi narrativ ekziston dhe funksionon edhe nëse vdesin autori dhe lexuesi. *Sado utopike të tingëllojë kjo, është lehtë e vërtetueshme, derisa pranojmë ekzistencën e botëve paralele (reale dhe narrative)*[4], të botës që e jetojmë dhe asaj për të cilën tregojmë/rrëfejmë.

Mbi këtë koncept kemi edhe strukturën e gjithë sureve kuranore që brenda vetes kanë histori/ngjarje, e veçanërisht strukturën e sures El-Kehf, që brenda vetes ka katër histori/ngjarje. Po sipas strukturës së sures, edhe libri "Komentimi i sures EL-Kehf" para lexuesit shqiptar vjen në formën e njëjtë, dhe kështu sendërton strukturën e tij origjinale, duke u bërë kështu një libër shkencor por i pandarë nga narrativja; sa shpjegon aq edhe rrëfen.

**Struktura e librit "Komentimi i sures El-Kehf"**

"Komentimi i sures El-Kehf" ka 12 kapituj themelorë, dhe secilin të shoqëruar me ndonjë nënkapitull specifik. Derisa pas hyrjes autori sjell disa karakteristika të sures El-Kehf; emërtimin e kësaj sureje; vlerën e saj, shkakun e zbritjes dhe lidhshmërinë e saj me suren paraprake "El-Isra'ë" etj., kapitullin e parë të librit e fillon me obligimin që ka çdo mysliman dhe vlerën që ka Kurani, pra: *"Lartësimin e Allahut me falënderim dhe madhështinë e Kuranit"*. Pas kësaj vjen kapitulli që tregon ngjarjen e parë, atë të djelmoshave të shpellës, që në Kuran është nga ajeti 9 deri te ajeti 26. Ky kapitull përbëhet nga nëntë nënkapituj, duke e trajtuar këtë ngjarje në çdo aspekt të mundshëm.

Kapitulli me titull "Këshilla hyjnore për të Dërguarin a.s." shpjegon kuptimin e ajeteve nga 27 deri 31, dhe shoqërohet nga një nënkapitull që shembullit të djelmoshave të shpellës dhe kuptimit të ajeteve pas kësaj historie u rri si kurorë, pra nga nënkapitulli me titull "Mbrojtja nga sprova në fe-besim".

Në vazhdim vjen kapitulli "Sprova në pasuri", - komentimi i ajeteve 32-44, për të vazhduar me komentimin e një ajeti që shpreh mbrojtjen nga sprova e pasurisë, e më pas me ajetet që tregojnë çaste trishtuese të Kiametit, Ringjalljes dhe Llogarisë.

Një kapitull në vete shpjegon tre ajetet në vazhdim që flasin për fitnen e djallit të mallkuar - Iblisit.

Njësoj si në Kuran, para se të vazhdohet me tregimin edhe të dy historive që flasin për shembuj të udhëzimit, edhe në libër autori ka formuluar një kapitull me titullin "Sjellja e shembujve në Kuran, për hir të udhëzimit të njeriut", e që komentojnë ajetet 54 deri 59 të sures El-Kehf. Ndërsa, siç mund të nënkuptohet, në vazhdim vijnë dy kapitujt që shpjegojnë histori: ngjarja e Muhasit a.s. me Hidrina.s., -sprova në dituri, dhe; ngjarja e Dhulkarnejnit a.s., - sprova në pushtet.

Një kapitulli veçantë flet për Ditën e Gjykimit dhe ndëshkimin e kriminelëve, - ajetet 99-106. Ndërkaq, kapitulli i fundit i librit flet për shpërblimin e të devotshmëve dhe madhështinë e Allahut Fuqiplotë. Ky kapitull ka katër nënkapituj, të cilët flasin për sprovën më të madhe që njeriu do ta ketë në këtë botë, Dexhalin.

Siç shihet edhe nga kjo pasqyrë, struktura e këtij libri determinohet jo vetëm nga historitë e sures El-Kehf, por edhe nga mënyra tradicionale e komentimit; gjithmonë para komentimit prin ajeti që komentohet.

Për fund, mund të themi se "Komentimi i sures El-Kehf" është një libër që, përveç tjerash, na e rikujton edhe vargun e madh të haditheve që porosisin leximin e sures El-Kehf, sidomos ditën e premte, me qëllimin që shembujt nga sureja të jenë mësim dhe kalitje për t'i tejkaluar sprovat e llojllojshme me të cilat mund të ballafaqohemi në jetën tonë.

Duke rikujtuar thënien e poetit anglez Aleksandër Pope, përfaqësuesit të klasicizmit anglez: *ata që nuk e dinë le të mësojnë, kurse ata që e dinë le të kënaqen duke e rikujtuar*[5], shpresojmë se ky shkrim për librin "Komentimi i sures El-Kehf", të komentuesit të shquar shqiptar të Kuranit, Sabri Bajgora, do të jetë (ri)kujtesë për ta shfletuar librin dhe suren El-Kehf, të paktën ditëve të premte.

(1) Sabri Bajgora, "Komentimi i sures El-Kehf", Dituria Islame, Prishtinë, 2016, f. 7. (2) Sabri Bajgora, "Komentimi i sures El-Kehf", Dituria Islame, Prishtinë, 2016, f. 8. (3) Ag Apolloni, "Paradigma e Proteut", OM, Prishtinë, 2012, f. 99. (4) Ag Apolloni, Paradigma e Proteut, OM, Prishtinë, 2012, f. 117. (5) Ekrem Murtezai, Leksikon i sentencave, citateve, sintagmave dhe proverbave latine, ASHAK, 2008, Prishtinë, f. 265.

**Mr. Vedat Shabani**

# Përfitimi i moralit

Ekziston një fakt i prerë (fiks), të cilin patjetër duhet ta vërejmë në sferën e çdo obligimi hyjnor. Ky fakt është se Allahu xh.sh. nuk e ngarkon asnjë person përveçse me atë që mund ta përballojë. Prandaj, përgjegjësia e njeriut është vetëm në kuadër të asaj që mund ta përballojë dhe ta bëjë. Ndërsa, ajo që është jashtë mundësisë dhe kompetencës së njeriut, nuk ka përgjegjësi karshi saj, kësaj i shtohet fakti se përqindja e përgjegjësisë përputhet në përpjesëtim me masën e mundësisë. Ato pjesë të karaktereve natyrore që pranojnë ndryshim dhe modifikim, edhe në qoftë në masë të kufijve relativë, për shkak të nënshtrimit të tyre ndaj pushtetit dhe fuqisë së njeriut, ato janë të nënshtruara ndaj përgjegjësisë dhe brenda kornizës së saj karshi obligimeve-detyrimeve hyjnore. Ndërsa, ato pjesë që nuk pranojnë ndryshim apo modifikim, për shkak se nuk janë nën pushtetin dhe fuqinë e njeriut, janë jashtë kornizës së përgjegjësisë karshi obligimeve-detyrimeve hyjnore.

Duke u bazuar në këtë, në përputhje me konceptet fetare, themi se: sikur te çdo individ i mençur të mos ekzistonte forcë dhe mundësi për të përfituar një sasi të virtyteve të moralit, Allahu xh.sh. nuk do ta ngarkonte me atë. Çështja e ekzistimit të fuqisë së njeriut për të përfituar nga virtytet e moralit nuk është e paimagjinueshme, mirëpo vetëm ka nevojë për një sasi të përshtatshme të mendimit dhe meditimit.

A nuk janë mundësitë e njerëzve të llojllojshme për mësimin e shkencave të ndryshme? Disa prej tyre kanë më shumë mundësi për mësimin e shkencave apo të arteve të bukura, e disa të tjerë për shkencat logjike. Disa të tjerë kanë aftësi më të madhe për memorizim të datave dhe ngjarjeve apo memorizim të teksteve të ndryshme, etj. Në realitet, nuk ekziston ndonjë individ



i mençur që nuk posedon mundësi për përfitim të një sasie të caktuar të virtyteve të moralit, dhe në kufijtë e kësaj sasie që posedon është edhe ngarkimi (obligimi) i tij. Dhe, si rezultat i ngarkimit rrjedh edhe përgjegjësia e tij, e më pastaj në kufijtë e asaj rrjedh edhe llogaridhënia dhe shpërblimi-ndëshkimi ndaj tij.

Individi që ka ndjeshmëri të lartë të nervozizmit,



përmes elementeve të edukatës ka mundësi të përfitojë një sasi të caktuar të etikës së butësisë, dhe në momentin kur ai me dëshirë dhe vullnet vendos që ta përfitojë një gjë të tillë, ai ia arrin. Prandaj, për këtë arsye ai është përgjegjës për përfitimin e asaj që ka mundësi ta arrijë. Nëse ai e neglizhon edukimin e vetes, dhe atë e lë të zhvillohet pa mbikëqyrje, ai do të japë llogari për neglizhencën, dhe do t'i bartë pasojat e mosveprimit të tij.

Individi që është koprrac skajshmërisht, ai është edhe egoist, dhe ka dëshirë të madhe të grumbullojë pasurinë, e përmes elementeve të edukatës ka mundësi të përfitojë një sasi të caktuar të etikës së dashurisë për të dhënë. Në momentin kur ai me dëshirë dhe vullnet vendos që ta përfitojë një gjë të tillë, ai edhe ia arrin. Prandaj, për këtë arsye ai është përgjegjës për përfitimin e asaj mase që fetarisht është e obligueshme. Nëse ai e neglizhon edukimin e vete, dhe atë e lë të zhvillohet pa mbikëqyrje, ai do të japë llogari për neglizhencën, dhe do t'i bartë pasojat e mosveprimit të tij.

Individi që posedon një përqindje të madhe të frikës, përmes edukatës së ndërlidhur me dëshirën dhe vullnetin ka mundësi të arrijë një sasi të caktuar të etikës së trimërisë, edhe pse ndoshta nuk mund ta arrijë atë që ka lindur me një tipar të tillë. Mirëpo, ai mund ta arrijë një sasi që i mjafton për realizimin e çështjeve që kërkohen, deri në kufijtë e përgjegjësisë së tij.

Dhe kështu, mund të themi se, në realitet çdo virtyt moral secili individ i mençur ka mundësi që ta përfitojë përmes edukatës së ndërlidhur me dëshirën dhe vullnetin. Pra, atë sasi që i mjafton për përmbushjen e obligimit të mirësjelljes. Më pastaj, njerëzit ndryshojnë në këtë çështje, e kjo bazuar në garën dhe përkushtimin e tyre në gradat e virtyteve morale.

Dallimi në gatishmëri dhe natyrshmëri nuk e mohon ekzistimin e gatishmërisë së përgjithshme e të favorshme për përfitim të një sasie të caktuar në çdo degë të specializimit, pa marrë parasysh a është nga fusha e shkencave, arteve, aftësive profesionale apo virtyteve morale.

Në kuadër të kësaj gatishmërie të përgjithshme hyjnë obligimet e përgjithshme fetare-hyjnore. Më pas rrjedhin përgjegjësitë e individëve, varësisht nga ajo çfarë Zoti i ka dhuruar akëcilit person, dhe varësisht nga gatishmëria e veçantë që i është dhuruar individit si shtesë nga gatishmëria e përgjithshme. Nëse disa individë janë të privuar nga shkalla më e ultë e kufijve të gatishmërisë së përgjithshme me të cilën ndërlidhen edhe obligimet fetare, atëherë obligimi apo detyrimi nuk i kërkohet fare. Gjithashtu, atij personi që i grabitet kjo gatishmëri, për ndonjë arsye të caktuar, nga ai pezullohet obligimi i të vepruarit për shkak të domos-

doshmërisë së ndërlidhjes së obligimit me mundësinë, ashtu siç e kanë sqaruar edhe tekstet e jurisprudencës islame. Prandaj, bazuar në këtë parim kanë ardhur edhe obligimet fetare për t'u pajisur me virtytet e moralit, dhe për t'u larguar nga sjelljet e ulëta. Duke u bazuar në këtë parim, Islami ka përcaktuar planet edukative që ndihmojnë për t'u pajisur me virtyte të moralit. Gatishmëria për këtë në fakt ekziston tek individi, edhe në qoftë se ka dallime në përqindjen e kësaj gatishmërie mes individëve. Në fushën e reformave edukative disa individë mund t'i pranojnë disa virtyte të moralit me lehtësi, ndërsa disa të tjera me vështirësi dhe kurë të gjatë[2].

Në vazhdim do të përmendim disa pika që ndikojnë në përmirësimin dhe përfitimin e virtyteve të mira të moralit.

**1. Përmirësimi i bindjes:**

Nuk ka dyshim se bindja gjithsesi reflekton në virtytet e moralit. Mënyra për përmirësimin e virtyteve të moralit është përmes përmirësimit të bindjes (sepse sjellja e mirë është fryt i bindjes së individit dhe besimit të tij, ndërsa sjellja e keqe është rezultat i devijimit në besim. Besimi nënkupton besimin e prerë në Zotin Një, besimin në engjëjt, librat, të Dërguarit, Ditën e Fundit, dhe në përcaktimin e Zotit. Gjithashtu edhe detyrimet që rrjedhin prej tyre, dhe prandaj besimtari më i përsosur është besimtari me moral të mirë, siç thotë edhe Pejgamberi a.s.: "Besimtari më i kompletuar është ai që është me moral të mirë." Në një hadith tjetër thotë: "Besimtarët më të përsosur në besimin e tyre janë ata që kanë moral të mirë. Me të vërtetë morali i mirë e arrin gradën e agjërimit dhe namazit[3]."[4]

Atëherë kur individi e ka në rregull çështjen e besimit, dhe është i bindur që një ditë do të dalë para madhërisë së Zotit për të dhënë llogari për çdo veprim të tij, atëherë me siguri që kjo do të ndikojë edhe në përmirësimin dhe përfitimin e virtyteve të larta morale.

**2. Adhurimet:**

Adhurimet që cilat i ka paraparë e drejta islame, dhe të cilat konsiderohen shtylla të besimit, nuk janë nga lloji i ritualeve të errëta që lidhin individin me të fshehtën e panjohur, ose që e obligojnë atë të kryejë veprime misterioze, ose lëvizje të pakuptimta. Jo, jo. Obligimet me të cilat feja islame ka ngarkuar çdo individ-pjesëtar të saj janë obligime të përsëritshme, që kanë për qëllim ta mësojnë njeriun të jetojë në përputhshmëri me virtytet e moralit të saktë, dhe të qëndrojë stoik dhe i përkushtuar në këto virtyte, pa marrë parasysh ndryshimet e kohës.

Kurani famëlartë dhe hadithet e Pejgamberit a.s. potencojnë shumë qartë këto të vërteta. Për obligimin e namazit Zoti e ka sqaruar urtësinë e faljes së tij, duke thënë: "Fal namazin, se vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat!" (El Ankebut, 45)

Largimi nga veprat e ndyta, pastrimi i fjalëve dhe veprave, është e vërteta e namazit... Obligimi i dhënies së zeqatit nuk është tatim, mirëpo ai fillimisht ka për qëllim që të mbjellë tek individi ndjenjën e butësisë dhe të dhembshurisë, si dhe të konsolidojë marrëdhëniet mes shtresave të ndryshme të shoqërisë. Kurani famëlartë tekstualisht e ka shprehur qëllim e dhënies së zeqatit, duke thënë: "Merr prej pasurisë së tyre (të atyre që pranuan gabimin) lëmoshë, që t'i pastrosh me të!" (Et Teube, 103).

Prandaj, pastrimi i shpirtit nga ndotjet dhe mungesat, si dhe lartësimi i shoqërisë në një stad më të lartë, sigurisht që është prej urtësive të para të zeqatit. Legjislacioni islam gjithashtu ka paraparë edhe agjërimin, të cilin nuk e konsideron thjesht një privim të përkohshëm nga ushqimet dhe pijet, mirëpo e llogarit si një hap drejt privimit të shpirtit dhe zemrës së individit nga epshet dhe veprat e ndaluara. Në mbështetje të kësaj domethënie të agjërimit Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush nuk braktis thënien e pavërtetë dhe veprën e ligë, Allahu xh.sh. nuk ka nevojë që ai person ta braktisë ushqimin dhe pijen!"[5]

Individi mund të konsiderojë se udhëtimi në vendet e shenjta – me të cilin është ngarkuar ai që ka mundësi; dhe është prej farzeve të kësaj feje për disa individë, - pra është një udhëtim i shkëputur nga domethëniet morale. Kjo është gabim, sepse Allahu xh.sh. lidhur me këtë çështje thotë: "Haxhi është në muajt e caktuar, e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet shkaktuar grindje. Çka punoni nga e mira, Allahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes më kini dro!" (El Bekare, 197).[6]

Prandaj, nuk duhet konsideruar farzet e lartcekura thjesht një rutinë. Assesi. Ato ndikojnë që besimtari me kalimin e kohës të kalitet për punë dhe vepra të mira, dhe të largohet nga punët e liga dhe të këqija. (Vijon)

(1) Për shkak të rëndësisë së temës, kjo temë do të paraqitet në 3 numra radhazi. (2) "El-Ahlak El-Islamije ve Ususuha", Abdurrahman Habenneke El-Mejdani. (3) Transmeton El-Bezzar, dhe Ebu Jala. (4) Mevsuatu El-Ahlak, Halid El-Harraz, f. 58. (5) Transmeton Imam Buhariu. (6) Hulukul Muslim, Muhamed El-Gazalij, f. 9.

Hasan El-Hudajbi

# Dezertimi nga feja (3)

Me shprehjen *err-rrideh*, në kuptimin etimologjik nënkuptohet rikthimi në të mëhershmen, si p.sh.: *irteddeh an seferihi* - është kthyer nga udhëtimi; *irteddeh hibbetehu* - e ka rikthyer dhuratën e vet etj. Ndërsa në kuptimi terminologjik-fetar, nënkuptohet rikthimi në mosbesim pas pranimit të Islamit.

Sipas konsensusit (ixhmait) ai që e mohon ndonjë çështje, e të cilën e ka obliguar Allahu që të besohet, ka bërë mosbesim dhe është larguar nga feja islame, përveç nëse mohuesi nuk e ka ditur se ka tekst që tregon se veprimi i tillë të largon nga besimi islam.

Andaj, këtij duhet transmetuar dhe shpjeguar se e ka obligim të besojë në të. E po që se vazhdon ende në mohimin e çështjes dhe përgënjeshtrimin e saj, atëherë gjykohet se ka dalë nga besimi dhe është bërë renegat.

Mohimi parimisht çdoherë shprehet me fjalë, përveç nëse ka tekst (ajet dhe hadith) të qartë që sqaron se vepruesi i veprës del nga besimi islam edhe nëse nuk e shpreh mohimin me gjuhë.

Në aspektin gjuhësor me termin shprehje nënkuptohet cilado fjalë, pavarësisht formës që shprehet, si p.sh.: mund të jetë në formë të shkresës, pavarësisht se kjo a shprehet në formë të librit apo në formë të ndonjë shkrimi në gazetë, apo në formë zyrtare, si ligj etj. Të gjitha këto në aspektin gjuhësor njihen si shprehje e të folurit.

Sipas konsensusit është se mohuesi konsiderohet i dalë nga besimi dhe renegat, ndërsa divergjenca është rreth asaj se si të kuptohet të folurit se a është me të qëllim mohimi e përgënjeshtrimit apo jo. Prandaj, parimore është që, nëse njeriu e shpreh Dëshminë-Shehadetin, ai konsiderohet mysliman-besimtar, dhe se nuk lejohet të paragjykohet se ka dalë nga feja pa pasur



fakte të prera se ai e ka shprehur me gjuhë mohimin dhe përgënjeshtrimin.

Pas konsensusit që përgenjeshtruesi dhe mohuesi konsiderohet renegat, po ashtu ekziston konsensusi për atë që vepron ndonjë vepër për të cilën ka ajet apo hadith se vepruesi konsiderohet i dalë nga besimi dhe renegat. Por, ka divergjenca edhe rreth disa veprimeve që vepruesi i tyre të konsiderohet renegat apo jo. Kjo divergjencë është për dy shkaqe:

**Shkaku i parë:** divergjenca rreth kuptimit të teksteve (ajeteve dhe haditheve), dhe;

**Shkaku i dytë:** divergjencat rreth saktësisë së haditheve të Dërguarit s.a.v.s., pranimit të tyre dhe bindjes se janë të saktë, dhe mospranimit nga disa, duke konsideruar se vargu i transmetimit të tyre nuk është i plotësuar tërësisht, si p.sh.: divergjencat për hadithin që flet për atë që e braktis namazin.

Disa nga juristët myslimanë e kanë konsideruar të saktë hadithin e të Dërguarit a.s.: "Në mes të myslimanit dhe jobesimtarit është braktisja e namazit."[27], ndërsa disa nuk e pranonjë saktësinë e këtij hadithi.[28]

Ne nuk kemi për qëllim që t'i përmendim të gjitha veprat për të cilat ka tekste (ajete dhe hadithe) se vepruesi i tyre konsiderohet i dalë nga besimi islam, si dhe divergjencat që janë në mesin e juristëve myslimanë rreth tyre, por ne do të mjaftohemi duke përmendur diçka prej kësaj, me qëllim që të jetë e qartë ajo që kanë thënë juristët e Ehli Sunetit për këtë çështje.

Ne sinjalizojmë se disa hadithe, për të cilat dijetarët kanë divergjenca rreth saktësisë së tyre, për atë se a janë fjalë të të Dërguarit a.s. Mirëpo, nëse ato i përmend ndonjë dijetar-fekih, atëherë ne i transmetojmë me bindjen se janë të saktë.

Komentuesi i librit "Akideja e Tahaviut" ka thënë: "Si shpjegim për të se çfarë ka dashur të thotë autori i këtij libri, Ebu Xhafer Ahmed bin Muhamed bin Selamet El Ezdij Et Tahaviju, që i përket medhhebit hanefi, me thënien: "Nuk e hedhim në mosbesim askënd që është i kibles sonë (mysliman), për shkak se ka bërë ndonjë mëkat që nuk e nxjerr nga besimi, dhe nuk themi se mëkati nuk i shkakton dëm besimit të atij që e vepron atë".

Komentuesi i këtij libri ka thënë: "Por këtu mbetet një paqartësi që reagon ndaj fjalëve të autorit (Tahaviut r.a.), kur dihet se Ligjdhënësi disa nga mëkatet i ka emërtuar si kufr (mosbesim)." Ka thënë Allahu i Lartësuar: "Kush nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ata janë prej jobesimtarëve". Ka thënë i Dërguari s.a.v.s.: "Të shahet besimtari është mëkat i madh, ndërsa mbytja e tij është kufr (mosbesim)" (Transmeton Buhariu dhe Muslimi, nga hadithi i Ibën Mesudit). Ka thënë i Dërguari a.s.: "Mos u ktheni pas meje në mosbesim, e të luftoni njëri-tjetrin", e po ashtu ka thënë: "Kur njeriu i thotë vëllait të tij o jobesimtar; e nëse ai nuk është i tillë, atëherë mosbesimi i kthehet atij". (Transmeton Buhariu dhe Muslimi, nga hadithi i Ibën Umerit). Ka thënë i Dërguari a.s.: "Ai që i posedon katër cilësi konsiderohet krejtësisht hipokrit. E ai që ka njërën prej këtyre cilësive, atëherë ai ka një cilësi të hipokrizisë derisa ta lë atë: kur flet gënjen, kur premton nuk e zbaton premtimin, kur i besohet diçka mashtron, dhe kur përleshet i tejkalon kufijtë". (Transmeton Buhariu dhe Muslimi, nga hadithi i Abdulla bin Umerit r.a. Ka thënë i Dërguari a.s.: "Nuk mund të bëjë prostitucion laviri, e që në momentin e zinasë të jetë edhe besimtar; nuk mund të vjedhë vjedhësi, dhe që në momentit e vjedhjes të jetë edhe besimtar; dhe nuk mund të pijë alkoolisti alkool, e që në momentin e pirjes të jetë besimtar, pendimi është para tyre...". Ka thënë i Dërguari a.s.: "Në mes myslimanit dhe mes mosbesimit është braktisja e namazit". (Transmeton Muslimi, nga Xhabiri). Ka thënë i Dërguari a.s.: "Kush shkon te magjistari dhe i beson atij, apo ka bërë marrëdhënie seksuale në anusin e gruas së tij, atëherë ai e ka mohuar atë që i është zbritur Muhamedit."[29] Ka thënë i Dërguari a.s.: "Kush betohet jo në emër të Allahut, ai e ka mohuar Atë."[30] Ka thënë i Dërguari a.s.: "Dy vepra tek umeti im janë të kufrit: të shpifurit për moralin e gjenealogjisë, dhe të vajtuarit për të vdekurin." Të ngjashëm me këto hadithe ka shumë.

Përgjigja: Vërtet Ehli Suneti, që të gjithë, janë të pajtimit se vepruesi i mëkatit të madh nuk konsiderohet i dalë nga besimi, sikur që thonë havarixhët. Ehli Suneti po ashtu janë të pajtimit se vepruesi i mëkatit të madh nuk del nga besimi e të hyjë në mosbesim, dhe se nuk meriton të jetë përgjithmonë në Xhehenem me jobesimtarët, ashtu siç mendojnë mutezilinjtë, ngase vërtet mendimi i mutezilinjve është i papranuar, ngase Allahu xh.sh. vepruesin e mëkatit të madh e konsideron besimtar. Allahu i Lartësuar ka thënë: "O ju që besuat, u është bërë obligim gjurmimi për dënim për mbytje: i liri për të lirin, robi për robin, femra për femrën. Kurse atij që i falet diçka nga vëllai i vet, atëherë ajo le të përcillet (e atij që fal) kuptueshëm dhe shpagimi (nga dorasi), atij le t'i bëhet me të mirë."[31] Mbytësi nuk konsiderohet i dalë nga radhët e besimtarëve, dhe në të njëjtën kohë konsiderohet si vëlla në aspektin e besimit edhe i atij që ka të drejtë për t'u hakmarrë. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Nëse dy grupe besimtarësh tentojnë të luftojnë ndërmjet vete, ju pajtojini ata, e në qoftë se ndonjëri prej tyre e sulmon tjetrin, atëherë luftojeni atë grup që vërsulet pa të drejtë, derisa t'i bindet udhëzimit të



Allahut, e nëse kthehet, atëherë me drejtësi bëni pajtimin ndërmjet tyre, mbani drejtësinë, se vërtet Allahu i do të drejtët. S'ka dyshim se besimtarët janë vëllezër, pra bëni pajtim ndërmjet vëllezërve tuaj dhe kini frikë Allahun që të jeni të mëshiruar (nga Zoti)."[32] Tekstet kuranore, ato të Sunetit, si dhe konsensusi i dijetarëve, argumentojnë qartë se laviri dhe vjedhësi nuk mbyten si renegatë, por ndaj tyre zbatohen masat ndëshkuese (had) të përcaktuara nga Allahu xh.sh. Pra, kjo argumenton se këta nuk janë renegatë. Është e vërtetuar me hadith të saktë se i Dërguari a.s. ka thënë: "Ai që i ka bërë ndonjë padrejtësi vëllait të tij në ndonjë çështje të nderit apo në diçka tjetër, le t'ia kërkojë hallallin para se të vijë dita kur nuk ka vlerë dinari e dërhemi. Nëse (ai që ka bërë padrejtësi) ka vepra të mira, i merren ato në atë masë sa për ta paguar padrejtësinë, e po që se nuk ka vepra të mira, atëherë i merren veprat e këqija atij që i është bërë padrejtësi dhe i ngarkohen këtij (keqbërësit), dhe më pastaj ky hidhet në Xhehenem". Ky hadith është transmetuar në dy koleksionet e sakta (Buhari dhe Muslimi), dhe se me këtë është vërtetuar se zullumqari mund të ketë vepra të mira, e që më pastaj i merren për ta paguar të drejtën që e meriton i dëmtuari. Gjithashtu, në të dy koleksionet e sakta është vërtetuar se i Dërguari a.s. ka thënë: "Cilin e konsideroni si "muflis" prej radhëve tuaja?" Ata thanë: "Muflis" është ai që nuk ka asnjë dërhem e asnjë dinar." I Dërgauri s.a.v.s. tha: "Muflis" është ai që kur të vije në Ditën e Gjykimit, ka vepra të mira sa kodrat, por ka sharë këtë, ka grabitur pasurinë e këtij, e ka derdhur gjakun e këtij, e ka shpifur këtë, e ka rrahur këtë. Për të gjitha këto i merren veprat e mira, me qëllim që të shpaguhen padrejtësitë që i ka bërë, e kur të harxhohen të mirat e tij, atëherë merren të këqijat e atij që i është bërë padrejtësi dhe i ngarkohen këtij, e më pastaj ky hidhet në Xhehenem". (Transmeton Muslimi). Allahu i Lartësuar ka thënë: "S'ka dyshim se veprat e mira i shlyejnë ato të këqijat."[33] E gjithë kjo argumenton se gjatë kohës sa bën mëkate ai vepron edhe vepra të mira, me të cilat i fshin veprat e këqija.

Mutezilet: janë të pajtimit me havarixhet për këtë çështje, pra për në botën tjetër, dhe ata janë unanim se vepruesi i mëkatit të madh do të jetë përgjithmonë në Xhehenem. Por, dallimi është se havarixhet kanë thënë: Ne vepruesin e mëkatit të madh e emërtojmë jobesimtarë, ndërsa mutezilet kanë thënë se e emërtojmë mëkatar i madh. Prandaj, divergjenca mes tyre është vetëm formale, e jo esenciale.

Ehli Suneti janë unanim se vepruesi i mëkatit të madh meriton kërcënimin (dënimin) për mëkatin që ka bërë, ashtu siç është përmendur nëpër ajete e hadithe, e jo sikur që thonë murxhiat: "…se mëkatari i madh nuk i bën dëm besimit me mëkatin që ka bërë, e as nuk i bën dobi kufrit me veprën e mirë që ka bërë." *(Vijon)*

***Përktheu nga gjuha arabe: Mr. Sci. Flamur Sofiu***

(23) El Muhala: vol. XI, f. 129. (24)El Muhala: vol. XI, f. 228. (25) El Muhala: vol. XI, f. 228. (26) Esh Shatibiju: El I'tisam. (27) Muslimi e transmeton me këto shprehje: "Në mes njeriut, politeizmit dhe mosbesimit është braktisja e namazit", vol. I, f. 88. (28) Prej këtyre dijetarëve është Ibën Hazmi, që konsideron se ka mangësi në vargun e transmetimit të hadithit. (29) Buhariu dhe Muslimi. (30) Me këto shprehje transmeton El Hakimi, dhe ka thënë se është i saktë sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit. El Mustedrek vol. I, f. 18. (31) El Bekaretu: 178. (32) El Huxhurat: 9, 10. (33) Hud: 114.

Deluvan Berifani dhe Selam Xhihadi

# Fëmijët e luftëtarëve të "Al Kaidës"në Irak: *"Nuk kemi karta identiteti, e as nuk i dimë varrezat e baballarëve tanë"*

Hudaja, me ngjyrë zeshkane dhe me flokë të shpeshta, e cila porsa i kishte mbushur gjashtë vjet, për çdo ditë zgjohet herët në mëngjes. Ajo e ka bërë traditë të ulet para derës së shtëpisë së saj, dhe t'i përcjellë lëvizjet e njerëzve në ato mëngjese të hershme. Ajo po i përcillte shoqet e saja për në shkollë, pa i shkuar ndërmend shkaku i pengesës pse edhe ajo s'mund t'u bashkohej atyre. Hudaja nuk e dinte se ajo nuk ekzistonte në regjistrat e shtetit irakian, dhe se nuk gëzonte kurrfarë të drejte qytetare. Ajo nuk kishte trashëguar nga babai i saj "muxhahidi arab" në organizatën e "Al Kaidës", i cili kishte vdekur para se të lindej ajo, ende pa e njohur emrin e vërtetë në shënimet zyrtare. Ishte pa ardhmëri, dhe në një ambient që e rrethon varfëria. Familjen po e shqetësonte stigma sociale. Megjithatë, Hudaja po lëshonte shtat, e po ashtu edhe Shejmaja, e cila ende nuk i kishte mbushur katër pranvera. E Muhamedi, i cili porsa kishte hyrë në vitin e tij të shtatë, pa e ditur asnjë send për të atin e tij të pagjetur.

Kështu, pra kemi edhe qindra fëmijë të tjerë të luftëtarëve arabë në organizatën që kontrollon pjesë të gjera të provincave El Enbar, Dijala, Salahudin etj. Në mes viteve 2004 dhe 2009 ishte themeluar "Shteti islamik", ku funksionon ligji dhe ku gjykohet me ligjin e sheriatit. Në përbërje të këtij shteti ishin me mijëra luftëtarë, të cilët u vranë, u arrestuan apo u përzunë pas sa viteve qëndrimi, duke lënë pas vetes fëmijë pa identitet dhe gra të dëshpëruara e pa zot shtëpie.

Kështu, e shohim nënën e Hudasë, e cila përpiqet t'i fsheh lotët e saj, ndërkohë që po bën të pamundurën ta përcjellë vajzën e saj nga dritarja e mbuluar me najlon, në dhomën e vetme nga e cila formohej banesa e saj, në njërën nga lagjet më të varfra të provincës Dijala.

"Nuk kemi trashëguar prej tij përveç varfërisë, nënçmimit shoqëror, ngacmimeve nga shërbimet e sigurimit. I kalova vitet e fundit duke ikur me vajzën time, nga uria dhe shikimet nënçmuese, si dhe nga pyetjet e turpshme."

Pastaj ajo u kthye duke u përpjekur ta mbulonte fytyrën e saj me një pjesë të çarçafit të saj të zi e të gjatë, të cilin edhe e kishte veshur. "Kisha duruar nga vështirësitë që nuk do të kishte mundur t'i duronte asnjë njeri. Sa herë ia dëshirova vdekjen vetes sime, mirëpo qëndrova e fuqishme përballë çdo vështirësie, që të mos ia vështirësoj jetën vajzës sime, ashtu siç vepruan të tjerët."

### Martesa "legjitime" me dhunë

Nëna e Hudasë, të cilën e informuan vëllezërit e saj për martesën me një luftëtar arab, në kohën kur ajo nuk i kishte mbushur 18 pranvera, nuk ka mundur t'i përshkruajë ndjenjat e saj ndaj bashkëshortit të ardhshëm.

"Isha e re kur më martuan me të. Më thanë se ai është në të dyzetat, dhe prej të dashurve të Allahut. Kjo mjafton për ta pranuar atë për burrë. Udhëheqësit e organizatës duhej respektuar, sepse ata e bartin flamurin e Islamit dhe i luftonin amerikanët."

Sa i përket përgatitjeve të martesës, ajo thotë: "Çdo gjë shkoi shpejt dhe pa ndonjë përgatitje. Nuk kam pasur mundësi të kundërshtoj. Jeta ishte e vështirë, e njerëzit iknin nga varfëria dhe vdekja. Kështu pra, u krye martesa me leximin e "Fatihas", nga njëri prej hoxhallarëve të organizatës".

Në njërën nga luftërat kundër okupatorëve amerikanë, pas gjashtë muaj martese, babai i Hudasë u mbyt, dhe me të po varroseshin edhe sekretet e jetës së tij të mëparshme. "U vra para se ta dija emrin e tij të vërtetë, si dhe nënshtetësinë e tij. E thirrnin me emrin "Ebu Bekër", mirëpo asnjëherë nuk më ka treguar ndonjë dokument që vërtetonte identitetin e tij, dhe asnjëherë nuk më ka folur për të kaluarën e tij. Gjithmonë i shmangej bisedës në këtë temë, dhe përgjigjej: "Falënderimi i takon Allahut, I Cili e pranoi pendimin tonë, dhe më begatoi me xhihad!"

### Shikimi me inferioritet dhe fëmija pa identitet

Me përpjekjet e qeverisë për ta shtrirë ndikimin e saj gradualisht në provincën Dijala, në vitin 2007, nëna e Hudasë e gjeti veten të vetmuar pas vrasjes së vëllait të saj të madh dhe ndërprerjes së lajmeve nga vëllai



i saj i dytë, për t'u ballafaquar pastaj e vetmuar me "varfërinë, pyetjet e autoriteteve të sigurisë, si dhe shikimet inferiore të njerëzve". Para përfundimit të vuajtjeve të saj me lindjen e një fëmije nga një baba i panjohur, si e vetmuar u detyrua të ballafaqohet me sfidat e jetës, duke punuar me aktorët e rrugëve, për t'i siguruar gjërat e domosdoshme për jetë.

Ashtu siç kishte vepruar nëna e Hudasë, po në të njëjtën mënyrë kishte vepruar edhe nëna e Shejmasë. Kur ajo ishte në moshën 15 vjeçare, ishte martuar me njërin nga personalitet e organizatës "Al Kaida". Vajzës i është vrarë babai i saj në njërin nga shpërthimet që përjetoi Dijala. Kështu ajo e gjeti veten të vetmuar me nënën e saj, pa zot të shtëpisë, në një rajon ku ishin shpërndarë anëtarët e organizatës, e të cilët kishin ardhur fshehtas nga vende të ndryshme arabe. Këta njerëz e kishin quajtur veten me emra simbolikë e me konotacione fetare. Ata kishin jetuar në rajon në mungesë të pushtetit të qeverisë irakiane, e pastaj u vranë dhe u zhdukën me kthimin në skenë të qeverisë. "E detyruar", u martua nëna e ve (nëna e Shejmasë), me njërin nga personalitet e organizatës, sepse e kishte humbur burrin në luftërat kundër luftëtarëve të qeverisë, apo ushtrisë amerikane, gjatë vitit 2007. Kjo martesë do të thotë hyrje e familjes në kuadër të organizatës, që imponon me "ligje dhe tradita", sikurse që është martesa e vajzave në moshën e hershme. Kjo është pika që nëna e Shejmasë bëri përpjekje ta refuzonte, por ajo nuk gjeti shpëtim. Nëna e Shejmasë na e jep këtë rrëfim: "Një natë prej netëve në shtëpinë tonë hynë disa njerëz të maskuar, dhe i thanë nënës sime se unë jam e kërkuar për një çështje me rëndësi. Më morën dhe më çuan te një shtëpi e braktisur. Aty hynë tre bura me mjekra, të cilët më thanë: "Dëshirojmë të jesh gruaja e njërit prej muxhahidëve! Në momentin kur unë kërkova ta dija se me cilin do të martohesha, atëherë hyri një i ri në të njëzetat e jetës së tij, e i cili më foli me një dialekt të gjirit arab: "Unë dëshiroj të jesh gruaja ime." Para meje nuk kishte zgjidhe tjetër përveç pranimit." Tregon nëna e Shejmasë, e cila kishte veshur një mantel të zi nga i cili nuk dukeshin përveçse fytyra: "Refuzimi im do të thoshte se jam e hidhëruar, kështu që pranova martesën dhe e kënaqur me fatin. Nuk e njoha mirë, e as tabiatet e tij; çka dëshironte dhe çka urrente. Ai, sikur anëtarët e tjerë të organizatës mungonte një periudhë të gjatë, e pastaj paraqitej befasisht."

### Gruaja e Ebu Zekerejasë

Kështu pra, nëna e Shejmasë u bë gruaja e një muxhahidi arab, i cili quhej Ebu Zekerja. Mirëpo, edhe kjo martesë nuk zgjati më shumë se tetë muaj, sepse e lajmëruan se burri saj kishte rënë martir në njërën nga betejat.

Pas gjashtë muajve të vdekjes së babait të saj lindi Shejmaja, në një dhomë të një shtëpie të papërfunduar. Pa kujdestar dhe pa emër zyrtar. As të drejta qytetare, duke e përfshirë të drejtën për të marrë librezë për furnizim me ushqim, nuk i kishte. Ajo tash është në muajin e katërt të jetës së saj, dhe jeton nga sadakaja (lëmosha). Nëna e saj thotë: "Jetojmë si robër dhe pa shpresë, megjithatë atë çka dëshirojmë është të shpëtojmë nga shikimet inferiore të njerëzve, si dhe nga pyetjet që nuk të mëshirojnë".

Hudanë dhe Shejmanë në këtë problem i shoqëron moshatari i tyre Muhamedi, i cili nuk di asnjë send për fatin e babait të tij, i cili është i zhdukur qe disa vite. Nëna e tij thotë: "U ndërprenë lajmet e tij qe më shumë se pesë vjet, që nga koha kur ndodhen përleshjet në lindje të qytetit Jakube. Nga ajo ditë nuk jemi informuar as për vrasjen e as për arrestimin e tij."

Shembuj të këtillë të vajzave të reja të luftëtarëve të organizatës, të paregjistruar zyrtarisht në provincat si

Dijala, Nebnevi, El Anbar, Salahudin, Veriu i provincës Babil, si dhe Jugu i kryeqytetit Bagdad, e që ballafaqohen me një të ardhme të panjohur, gjë që kërcënon kthimin e tyre në ekstremistë, ka shumë. Kjo sipas aktivistit qytetar, Xhemil Ibrahim.

### 520 raste të regjistruara, kurse të tjerët të panjohur

Statistikat e Këshillit për të Drejtat e Njeriut në Parlament tregojnë për ekzistimin e më shumë se 520 fëmijëve pa nënshtetësi të luftëtarëve të armatosur, të cilëve nuk u dihen emrat e vërtetë. Ndërkohë që familjet e mëdha nuk i kanë zbuluar emrat e bijve të tyre, për shkaqe sigurie dhe shoqërore. Xhemil Ibrahimi tërheq vërejtjen për mundësinë e paraqitjes së brezave të rinj, edhe më ekstremë sesa luftëtarët e Al Kaidës, të cilët i përshkruan si brezi i tretë. Kjo pas brezit të prijësit të besimtarëve në Irak, Ebu Musab Ez Zerkavit, i cili u vra në muajin qershor të vitit 2006. Pastaj vjen brezi pas tij, me komandantët e terrenit irakian dhe vëllezërit dhe bijtë e tyre të mëdhenj, të cilët kërkonin hakmarrje. "Do të jenë bijtë e luftëtarëve të nënçmuar në shoqëri, një brez edhe më ekstrem, pra nëse nuk tregohet mirëkuptim ndaj familjeve të tyre".

Ndërkohë që Xhemil Ibrahimi vërteton se çështja tejkalon privimin e fëmijëve prej të drejtave elementare, siç janë të drejtat e tyre në nënshtetësi, arsimim, kujdes shëndetësor e ushqim, e deri te një aspekt tjetër tejet i ndjeshëm, që ka të bëjë me aspektin shoqëror të tyre si fëmijë legjitimë. "Kjo çështje paraqet rrezikshmëri tejet të lartë!" Kjo është afër dy vjet të luftës së armatosur të një periudhe të ngjashme të mungesës së qeverisë, të boshllëkut të sigurisë që po e përjetojnë shumica e rajoneve të Dijalas, ku kishte përbërje të larmishme kombëtare dhe sektare. Këta të fundit u ishin nënshtruan sundimit të luftëtarëve, që u njohën me emrin "Shteti islamik i Irakut". Kjo bashkëjetesë në mes dy palëve ka qenë e mjaftueshme "për të ndodhur me dhjetëra martesa në mes grave irakiane dhe luftëtarëve të huaj të organizatës së "Al Kaidës", larg gjykatave civile, për arsye se këta të fundit nuk e njohin shtetin irakian."

Kështu pra, shohim se drejtori i Institutit "Nur El Xhamiati", në Dijala, Ahmed Husam, shpjegon për dimensionet e problemit që u paraqit me mbizotërimin e qeverisë mbi provincën e Dijalasë. Pas operacioneve dhe veprimit të ligjit "shumica e burrave ikën, u arrestuan, apo u vranë gjatë operacioneve luftarake. Ndërkohë që gratë e tyre mbetën me fëmijë të vegjël, pa farë dokumenti për kurorën e kryer, që do të evidentonte emrin e babait dhe llagapin".

### Martesa për nevoja organizative

Studiuesit që përcjellin aktivitet e organizatës "Al Kaida" pohojnë se martesat e tilla nuk bëheshin vetëm për shkak të ngopjes të epsheve seksuale (intime), të formimit të familjes, apo zbatimit të obligimit ligjor. Por, aty ka pasur edhe qëllime organizative që për qëllim kanë pasur rekrutimin në veprime të dhunshme, duke shfrytëzuar gjatë bartjes së letrave dhe eksplozivit, e deri te zbatimi i operacioneve vetëvrasëse. Sipas statistikave të besuara, thuhet se gjatë viteve 2007-2009, vetëm në provincën e Dijalasë, gratë kanë ndërmarrë 37 aksione vetëvrasëse. Në të gjitha këto aksione është përdorur rripi eksploziv, që cak të sulmeve kishin udhëheqësit e qeverisë besnike amerikane, si dhe qendrat e tyre të sigurisë.

Xhemil Sulejmani, me profesion avokat, nga provinca e El Enbarit, ishte në dijeni për shumë çështje që kishin të bënin me luftëtarët e organizatës së "Al Kaidës", qofshin ata të vrarë apo të zhdukur, si dhe vajzat e tyre në qytetin e Feluxhës, për ekzistimin e një numri të vështirësive "njerëzore dhe ligjore. Ata janë të privuar nga të drejtat e tyre, dhe shumë prej tyre jetojnë në familje të fragmentuara. Të afërmit heqin dorë prej tyre, dhe këtu paraqiten dëshmitë morale për t'i komplikuar edhe më tepër çështjet. E tërë kjo i bënë ata njerëz jo normalë".

Sulejmani kërkon nga shteti të lëvizë sa më shpejt të jetë e mundur, dhe me seriozitetin sa më të madh, për ta zgjidhur problemin para se ai të rritet, sepse "këta fëmijë janë bomba të kurdisura, dhe jeta e tyre e tanishme do t'i bëjë burim të dhunës dhe problemeve të rrezikshme shoqërore".

Ndërkohë që kryetarja e Komisionit për Gruan dhe Fëmijët në Kuvend, në provincën Dijala, Zejneb Hasuf, vërteton se rastet e regjistruara të fëmijëve të organizatës së "Al Kaidës" në provincë arrijnë në 53. Shumica prej tyre përqendrohen në zonat lindore të qytetit Jakuba, e pjesa më e madhe e tyre nuk posedojnë dokumente zyrtare. "Rregullat ligjore e pengojnë regjistrimin e kësaj shumice, sepse ajo nuk e merr parasysh pozitën e saj të veçantë".

Ky numër konsiderohet modest nëse merret parasysh frika e shumë familjeve nga ideja e regjistrimit të bijve të tyre. Kjo çështje po përsëritet në provincën e "El Enbarit", e cila ishte bastion kryesor për organizimin e "Al Kaidës" gjatë viteve 2004-2007, si dhe provincat tjera të ngjashme më të, siç janë: Nebnevi, Salahudin, si dhe zonat në jug të Bagdadit. *(Vijon)*

***Marrë nga gazeta "El Hajat", e botuar në Londër, më 15 mars 2013.***
***Përgatiti dhe shqipëroi nga arabishtja: Mr. Qemajl Morina***

Ma. Sc. Besnik Murati (2)

# Shteti i së drejtës

## Qeverisja dhe ndarja e pushteteve

Nocioni i shtetit të së drejtës rëndom përbën tri elemente themelore: ndarjen e pushteteve; nënshtrimin e shtetit ndaj të drejtës, dhe; misionin social të shtetit.[18]

Shteti juridik kryesisht mbështetet në ndarjen e pushteteve, por ka raste edhe të ndarjes së dyfishtë të tyre, ndarjes strikte midis pushtetit legjislativ dhe atij ekzekutiv. Parimi i ndarjes së pushteteve njëkohësisht kërkon që organet e specializuara në ushtrimin e një funksioni të jenë të pavarura. Në rast të ndonjë ngatërrese në ndarje, vetëm gjyqtari mund të zgjedhë konfliktin që bëhet përballë dy palëve kundërshtare, ashtu sikurse mund ta dënojë autorin e një vepre penale.

Vetëm organi ligjvënës mund të vendosë norma të qëndrueshme e të domosdoshme për rregullimin e një sektori të veprimtarisë shoqërore. Po ashtu vetëm organi ekzekutiv mund të zbatojë ligjin në një rast konkret, jashtë çdo konflikti, ose të zhvillojë negociata për një traktat ndërkombëtar, apo të emërojë personelin administrativ nëpër ambasada.

Roli i ndarjes së pushteteve është i shumëfishtë sepse, secila degë e pushtetit e kontrollon tjetrën, më qëllim të një balancimi të pushteteve, për një qeverisje sa më efikase, e jo majorizimin e një pushteti mbi pushtetin e tjetrit, me mundësi të keqpërdorimit të pushtetit.[19] Kontrolli dhe balancimi kërkojnë që kompetencat që i parashikon një kushtetutë për një hallkë apo degë të pushtetit, të baraspeshohen me kompetencat e dy degëve të tjera të pushtetit. Sistemi i ndarjes së pushtetit sot paraqet një nga komponentët kryesorë të shtetit të së drejtës, të bazuar në qeverisjen e së drejtës dhe në parimin e pluralizmit politik.[20]

Qëllimi parësorë i së drejtës është që t'i ndihmojë legjislativit për ushtrimin e funksioneve dhe detyrimeve të tij. Legjislatorët dhe gjyqtarët në mbarë botën kanë parë se në shumë çështje pa ndihmën e së drejtës, sido që të jetë: në formën e studimeve të përgjithshme; apo të raporteve të përgatitura posaçërisht për temën në fjalë, nuk mund të ketë qeverisje të mirë. Nëse elementet e shtetit ligjor janë të shumtë, atëherë mund të lind pyetja se parimet frymëzuese a janë të përbashkët për të gjitha sistemet apo për pjesën më të madhe të tyre. Në veçanti sot, nën ndikimin e një mendimi të vjetër të zhvilluar në Evropë, theksohet ekzistenca e parimeve të përbashkëta për të gjithë individët në mënyrë uniforme.

### Konceptet mbi shtetin e së drejtës

Konceptet mbi shtetin e së drejtës kanë filluar të përdorën veçanërisht në kohët e fundit, duke iu falënderuar zhvillimit të hovshëm të kushtetutshmërisë dhe parlamentarizmit në botë. Si në kushtetutë ashtu edhe në literaturën juridike, sot i hasim dy nocione: Sundimi i ligjit, dhe Shteti i së drejtës. Në të shumtën e rasteve këta terma përdoren si sinonime.[21] Mirëpo ka disa raste kur përdoren si terma dhe nocione të ndryshme teorike, varësisht nga parimi në bazë që është respektuar; janë sajuar edhe emërtimet e përmendura më lart. Mbi këto baza është zhvilluar teoria juridike dhe janë formuar sistemet juridike kudo në botë. Kërkesat për sundimin e së drejtës janë po aq të vjetra sa edhe vet shteti. Pra, lirisht mund të themi që gjenezën e kanë qysh nga shteti antik, atëherë kur janë bërë përpjekje që me norma të shkruara të kufizohen pushtetmbajtësit në ushtrimin e pushtetit të tyre. Ky parim është ngritur krahas kërkesave të para të sovranitetit të popullit. "Nëse është kështu, dhe kjo është vetë çështja-demokracitë duhet të jenë çka thotë vetë fjala: sisteme dhe regjime politike në të cilat ai që komandon është populli"[22]. Për garantimin dhe respektimin e të drejtave dhe lirive të njeriut ky parim, faktikisht, konsiston në kërkesën për kushtetutë të shkruar, pra për një kushtetutë të mirëfilltë e cila do të respektohej si nga sovrani po ashtu edhe nga qytetarët.

### Sundimi i ligjit

Sundimi i ligjit nënkupton parimin dhe praktiken e nënshtrimit të krejt akteve të legjislativit, kontrollin nga ana e gjykatave, nga aspekti i pajtueshmërisë së tyre në kushtetutën apo ligjin në fuqi. Gjithnjë duke përfshirë supremacionin absolut dhe dominimin e ligjit mbi



pushtetin arbitrar, nëpërmjet të cilit përjashtohet arbitrariteti, prerogativat, madje edhe pushteti diskrecional i qeverisë. Barazia para ligjit duhet të jetë e barabartë për të gjithë; të mos ketë as tendenca minimale të diskriminimit çfarë do qoftë ai, pozitiv apo negativ, racial, fetar, gjinor. Ligjit do t'i nënshtrohen njësoj të gjitha klasat shoqërore dhe individët pa dallim, proces që do të zbatohej nga gjykatat e zakonshme apo ato kushtetuese. Ndërkaq me shprehjen "sundimi i ligjit" në kuptimin e gjerë nënkuptojmë: "vënien e të gjitha organeve të pushtetit, si dhe çdo bartësi të autorizimeve publike dhe të çdo individi, nën sundimin e kushtetutës dhe ligjit, përkatësisht me të nënkuptojmë nënshtrimin e tyre në një vend të dëshirueshëm juridik".[23]

Në teorinë tradicionale dhe atë bashkëkohore juridike janë sajuar disa kritere, në formë elementesh, parimesh, institucionesh mbi të cilat mbështetet respektivisht që kushtëzojnë dhe mundësojnë jo vetëm sundimin e shtetit ligjor në një vend por edhe kuptimin e tij. Ndër to më të rëndësishmet janë:

- prioriteti i lirive dhe të drejtave të njeriut;
- legjitimiteti i pushtetit;
- ndarja e pushtetit;
- kushtetutshmëria dhe ligjshmëria (legaliteti);
- gjykatat e pavarura, dhe;
- liritë dhe të drejtat, përfshirë këtu edhe të drejtën e pronës private dhe veprimtarisë së lirë ekonomike.

"Sundimi i ligjit mund të sigurohet me konsekuencë në sistemet e bazuara në parimin e ndarjes së pushteteve".[24] Kurse përvojat historike kanë dëshmuar se secili sistem në të cilin i tërë pushteti është koncentruar vetëm në një organ sado demokratik, ka pasur tipare më shumë despotike dhe autokratike sesa ndonjë epitet tjetër demokratik. "Dallimi thelbësor në çështje të pushtetit është ai midis atyre që e kanë si titull dhe atyre që e ushtrojnë në të vërtetë"[25].

Prandaj, sundimi i ligjit në shoqëri shquhet si elementi më thelbësor dhe më i rëndësishëm i një sistemi juridik të çdo vendi. Pa dyshim, është një nga elementet esenciale të vendeve me demokraci të konsoliduar dhe se, mbi këto baza, edhe demokracia në ato vende është e shëndoshë dhe e qëndrueshme.

**Përfundimi**

Në bazë të analizave rreth dhe për shtetin e së drejtës, argumentet dhe kundërargumentet nga autorë dhe studiues, që nga filozofët e hershëm, flasin për rëndësinë e shtetit ligjor dhe funksionimin e tij mbi baza ligjore, me një qeverisje të drejtë në mënyrë të drejtë dhe të barabartë për të gjithë qytetarët. Pra kemi ofruar fakte dhe argumente për shtetin e së drejtës që nga filozofët e hershëm, për ndërtimin dhe ngritjen e shtetit ligjor, rëndësinë që ka dhe duhet ta ketë në funksionimin e ligjshmërisë dhe sundimit të ligjit etj. Më pas kam trajtuar marrëdhëniet e së drejtës në shtetin ligjor, relacionet e individit në shtet, duke u mbështetur në ligjin dhe mbrojtjen e ligjshmërisë në raportet në mes shtetit dhe së drejtës. Njëri ndër faktorët e funksionalizimit të shtetit ligjor janë karakteristikat në të cilat bazohet dhe mbështet shteti i së drejtës, ku në bazë të parimeve njerëzore dhe ligjore krijohet e drejta për të gjithë.

Shteti i së drejtës ngrihet mbi ndarjen e pushteteve, rëndësinë e tyre në ushtrimin e funksionimit të tyre dhe kontrollit shtetëror të këtyre institucioneve, duke krijuar kontrollin shtetëror përmes ndarjes së pushteteve. Ky fakt i ndarjes së pushteteve krijon bazën më të fort të shtetit ligjor, ngritjes dhe funksionimit të tij. Shteti dhe elementet e tij mbështeten mbi parimin e ndarjes së pushteteve, sundimin e ligjit, respektimin e të drejtave të njeriut, barazinë e të gjithëve para ligjit... Edhe pse janë dhënë argumente nga më të ndryshmet rreth funksionimit më të mirë të shtetit të së drejtës, akoma shumë shtete demokratike, edhe pse thirren në shtet ligjor, përballen me sfidat e të sunduarit të mirëfilltë të ligjit. Jemi të vetëdijshëm për evoluimin e qenies njerëzore si individ apo si tërësi shoqërore, dhe kjo na bënë të mendojmë se edhe shteti i së drejtës do të ndryshojë me kohën dhe në çdo fushë të veprimtarisë së njeriut, si individ apo si sistem socio-politik. Pra, me pak fjalë, njeriu sot nuk mund të imagjinojë saktësisht përsosmërinë e shtetit të së drejtës.

(18) Luan Omari. Parime dhe institucione të së drejtës publike, 1999, f. 160. (19) Lambro Filo. Historia për sistemet e qeverisjes, 2001, f. 114. (20) Arsim Bajrami. Teoria dhe praktika parlamentare, 2002, f. 85. (21) Kurtesh Salihu. E drejta kushtetuese, 2004, f. 102. (22) Giovanni Sartor. Ç'është Demokracia, 1998, f. 14. (23) Po aty. f. 104. (24) Po aty. f. 104. (25) Giovani Sartori. Edhe një herë për Teorin e Demokrcisë, 2006, f. 49.

Senaid Zaimoviç

# Lojërat e fatit,

## bixhozi, lotaria, bastet dhe lojërat me letra

Përfshirja e të gjitha lojërave të fatit brenda një shkrimi nuk është e mundur, e sidomos nëse mendojmë t'i përpunojmë ato në mënyrë sistematike. Në këtë shkrim kam paraqitur vetëm disa lojëra, për neve më të njohurat, e të gjithë të tjerat në sheriat kanë të njëjtin status sikurse ato që përmenden. Meqenëse objekt i të gjitha lojërave të rrezikshme është pasuria, gjegjësisht të hollat, këtë temë do ta filloj me rëndësinë e ruajtjes së pasurisë dhe qëndrimin e sheriatit ndaj saj.

### Pasuria dhe rëndësia e ruajtjes së saj në Islam

Obligimi për ruajtjen e pasurisë, është një nga qëllimet më të larta të sheriatit. Islami ka vendosur rregulla dhe metoda për fitimin dhe investimin e pasurisë. I ndaloi të gjitha rrugët që çojnë në shkatërrimin e pasurisë në mënyrë të paligjshme. Prandaj, për këtë arsye janë caktuar rregullat e blerjes dhe shitjes ligjore, kreditë, qiratë, dhuratat, dhe të ngjashme, si forma të sakta dhe legjitime të të bërit biznes ose të menaxhimit me pasuri.

Ndalohen të gjitha format e përvetësimit të paligjshëm të pasurisë, e në vend të parë është marrja e kamatës - fajdes- interesit, pastaj bixhozi, monopoli, ryshfeti, korrupsioni, shitblerja e bazuar në mashtrime, vjedhja, trafikimi me drogë dhe narkotikët e tjerë.

Pasuria zë një vend të veçantë në Islam me hurmetin e saj të njëjtë si feja, jeta, nderi dhe arsyeja. Në këtë na udhëzojnë fjalët e Pejgamberit s.a.v.s., në Haxhin e Lamtumirës: "Ndërhyrja në pasurinë tuaj, në jetën dhe reputacionin tuaj, është e ndaluar ashtu siç ju është e ndaluar çdo armiqësi në këtë ditë të pranishme - të sotit, në këtë vend dhe në këtë qytet".

Pronari i vërtetë dhe i vetëm, në këtë botë dhe në botën tjetër, është Allahu i Madhërishëm. Disponimi me pasurinë tonë është vetëm formë e administrimit. Ne jemi mëkëmbës të Allahut në tokë. Allahu thotë: "Besoni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, dhe jepni nga





ajo që Ai ua bëri trashëgim, se ata që besuan prej jush dhanë për hir të Zotit, ata kanë shpërblim të madh". (El Hadid, 7)

Tema për lojërat e rrezikshme, të fatit, e mbi të gjitha lojërat e bixhozit, është shumë e rëndësishme, e në Kuran janë përmendur bashkë me alkoolin. Alkooli është nëna e të gjitha të këqijave. Bixhozi nuk është asgjë më pak i rrezikshëm se alkooli. Dëmet janë të mëdha, si për individin ashtu edhe për shoqërinë. Që të dyja, edhe njëra edhe tjetra, në vetvete përmbajnë dëme materiale, morale, shëndetësore, madje edhe politike.

Bixhozi dhe lojërat tjera të rrezikshme sot janë shumë të përhapura. Mjetet e informimit i përmendin gjithnjë e më shumë këta emra për të njëjtat lojëra. Shumëkush ka filluar të mendojë, për shkak të pranisë së vazhdueshme të këtyre të këqijave në media, se bëhet fjalë për mjetet e ligjshme për përvetësimin e pasurisë. Lojërat e rrezikshme tani janë të lidhura me shumë lojëra sportive dhe gara, gjë që çuan gjer në atë shkallë sa lojërat e dëshiruara të përzihen me bixhozin e jashtëligjshëm. Prandaj, është e nevojshme të qartësojmë dhe ndajmë sportin nga ajo që nuk i përket atij. Ky është qëllimi im për pjesën në vazhim të këtij teksti.

Kumari - lojërat e fatit, janë të rrezikshme për individin dhe shoqërinë. Ato vetvetiu janë krim. Por krimi është hyrje për shumë krime tjera të tilla, siç janë: vrasja, vetëvrasja, vjedhja, ryshfeti, prostitucioni, çrregullimet në familje etj. Mos t'i përmendim reflektimet e dëmshme të këtyre lojërave në neglizhencën e fesë dhe detyrave fetare. Tema kryesore është bixhozi, në kuadër të së cilës do të shpjegoj qëndrimin e sheriatit edhe për lojërat tjera të paligjshme dhe të dyshimta, siç janë: lojërat e fatit, bastet sportive, bastet e lotarive, luajtja me letra, shah, gara sportive etj.

## Bixhozi

Do të vëmë re se bixhozi ka hyrë në të gjitha poret e shoqërisë. Ai është i pranishëm në shtëpi, shkollë, klube, sheshe, hotele, trena, anije, aeroplanë. Ai është bërë qëllim i shumicës, sepse këtë e kanë parë si mënyrën më të shpejtë për të fituar pasuri. Shumë vende perëndimore kanë tentuar të ndalojnë bixhozin, dhe kjo rezultoi përgjithësisht e ndaluar, por pavarësisht nga ky ndalim u hapën kazino në të cilat luhet ditë e natë. Metodat e lojërave të fatit janë avancuar në krahasim me ato që ishin të njohura dikur. Me paraqitjen e pajisjeve elektronike bixhozit i është dhënë formë e re e praktikës. Lojërat e fatit e kanë përmbytur gjithë botën, dhe nga ato organizohen spektakle të vërteta dhe ngjarje kulturore. Sikur të donim ta definonim bixhozin, atëherë do të thoshim: "Bixhozi është çdo lojë mes dy ose më shumë personave, ku subjekti është paraja, në të cilën fituesi i lojës merr nga humbësi". Bixhoz është çdo lojë e fatit që i dekurajon njerëzit nga të përmendurit e Zotit dhe falja e namazit. Bixhozi është term i gjerë, që përfshin të gjitha lojërat që janë të bazuara në fat, në rast, në frikë dhe rrezik, ku njëra anë me siguri korr fitore dhe tjetra me siguri humbet. Islami është kategorik në ndalimin e bixhozit. Ka shumë argumente nga Kurani, Suneti, konsensusi i dijetarëve myslimanë dhe arsyeja.

## Kurani

"Të pyesin ty për verën dhe bixhozin, thuaj: "Që të dyja janë mëkat i madh, e ka edhe dobi në to (të pakta) për njerëz, por dëmi i tyre është më i madh sesa dobia e tyre. Të pyesin ty edhe se ç'do të japin, thuaj: "Tepricën"! Kështu Allahu jua sqaron juve argumentet, ashtu që të mendoni (çka është mirë e çka është keq) ...'' (El Bekareh, 219)

"O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveçse nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedhë armiqësi mes jush, t'ju pengojë nga të përmendurit e Zotit dhe t'ju

largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)?!" (El-Maidah, 90-91).

Bixhozi dhe alkooli janë ndaluar gradualisht. Në fillim të Islamit alkooli ishte i lejuar. Sahabët luanin me deve, e Pejgamberi, s.a.v.s., nuk ua ndaloi. Gradualisht, pas pyetjeve të tyre për statusin e bixhozit dhe të alkoolit në Islam, ato u ndaluan. Në to ka pak përfitime për njerëzit, por dëmi është më i madh. Bixhozi pjesërisht është reduktuar, por nuk u ndal krejtësisht derisa arriti ajeti që e ndaloi plotësisht: "O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar!"

Fjala "të neveritshme" i referohet gjykimit të këtyre akteve në Islam. Në Kuran gjithmonë paraqitet kur dëshiron diçka te ndalohet. I tillë është rasti në këta shembuj: "... pra largohuni nga ndytësitë e idhujve, dhe largojuni fjalës shpifëse ... " (El Haxh, 30)

Ose në një ajet tjetër: "... ose mish derri, ai është i ndytë." (El En'amë, 145)

Allahu xh.sh. e ka krahasuar bixhozin me statujat që janë shenjë e politeizmit, dhe e bëri punë të djallit - shejtanit dhe burim të armiqësisë, e ky është segment i veçantë që flet për dëmet e bixhozit. Në fund Allahut xh.sh., bën pyetje (E a do t'i braktisni?!), që në këtë rast shënon urdhërim, siç thotë komentatori El Alusi në tefsirin e tij.

### Suneti

Ka shumë hadithe që flasin për lojërat e fatit dhe ndalimin e tyre. Disa prej tyre janë:

1. Hadithi nga Ebu Hurejre, r.a., në të cilin Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Kushdo që i thotë shokut të tij: "Eja të luajmë bixhoz", le të ndajë sadaka." Siç mund të shihet nga hadithi, bixhozi është mëkat i rëndë, e që vetëm përmendja e të njëjtit kërkon dhënie të sadakasë.

2. Sulejman bin Burejde transmeton nga babai i tij se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush luan bixhoz është e njëjtë sikur ta vejë dorën në mish dhe në gjakun e derrit." Në këtë hadith bixhozi është krahasuar me mishin dhe gjakun e derrit. Të dyja, ose edhe njëra edhe tjetra, janë të ndaluara. Prandaj, krahasimi i tyre me lojërat e fatit do të thotë se është ndalesë.

### Ixhmaja - konsensusi i dijetarëve myslimanë

Dijetarët islamë pajtohen për çështjen e ndalimit e krejt llojeve të lojërave të fatit. Kjo është për shkak të dëmit të madh që pason nga bixhozi për individin dhe shoqërinë.

### Dëshmitë racionale

1. Bixhozi është mjet për shkatërrimin e pasurisë. Përderisa ruajtja e pasurisë është një nga pesë objektivat më të larta sheriatike, arritja e pasurisë në shpejtësi (dhe në fat) i kundërvihet rregullave të sheriatit për fitimin dhe arritjen e pasurisë, për shkak të së cilës investohet përpjekje dhe mund i madh, pra si një mjet për të ardhurat hallall. Gjithë kjo nuk është e pranishme në bixhoz.

2. Bixhozi është lojë e fatit. Ai e vret ose e mbyt instinktin e njeriut për veprim, si dhe paralizon fuqinë produktive të njeriut. Njeriu mëson dembelizmin dhe mbështetet në fatin e tij pa kurrfarë përpjekje. Kjo është absurde.

3. Shkatërrimi i familjes. Shumë familje brenda natës, ose brenda një ore, bëhen të varfër pasi që ishin shumë të pasur. Sa ka familje që gëzonin krenarinë dhe pasurinë, e më pas një anëtar i familjes e shkatërroi - e zhduku për një moment.

4. Bixhozi është arritje e pasurisë ose pasurim në mënyrë të paligjshme. Ai e shtyn njeriun në grabitje, vetëvrasje, sherr në familje dhe shkakton armiqësi të llojeve të ndryshme.

5. Bixhozi ndikon në gjendjen shëndetësore të njeriut. Shkakton sëmundje nervore, sepse gjithë forcën e tij mendore e angazhon - përqendron në lojë. Frika e humbjes është konstante, i shkakton sëmundjet mendore. E gjithë kjo tregon faktin se bixhozi është i ndaluar, dhe se njeriu i arsyeshëm asnjëherë nuk do të thotë ndryshe - të kundërtën. *(Vijon)*

***Përshtati: Esat Rexha***



Bardha Kqiku- Luma

# Bëhu shi në kohën e thatësirës!

Të veprosh në të tashmen dhe të mendosh për të nesërmen, duhet ta njohësh të kaluarën. Njeriu për të gjykuar gjendjen e tanishme të vetes dhe shoqërisë fillimisht duhet ta përkujtojë të kaluarën e të parëve të tij. T'i njohë rrethanat, gjendjen, përjetimet, ngadhënjimin dhe islamin e tyre. Sidomos ne si femra kemi nevojë ta marrim si model femrën myslimane e cila padyshim u edukua me Islam të mirëfilltë, u pajis me dije dhe moral të lart si dhe trasoi rrugën e pastër e të drejtë islame.

Ne sot mburremi për avancim dhe civilizim por a ndalemi të mendojmë se si kemi arritur deri këtu? A e shfletojmë historinë e mbushur me suksese në të gjitha fushat e jetës? Përveç tjerash, cili ishte roli dhe rëndësia e gruas në jetën familjare dhe shoqërore? Çfarë kontributi dhanë ato në ndërtimin e një shoqërie të shëndoshë dhe me plotë vullnet?

Ndoshta të gjitha këto, në shikim të parë, duken se nuk kanë ndonjë lidhshmëri me kohën në të cilën jemi dhe me mënyrën e jetës tonë bashkëkohore.

### Nga e kaluara e artë

Një ndër zërat e shumtë që ngrihen kundrejt Islamit është cenimi i të drejtave të grave dhe mosinkuadrimi i tyre në shoqëri. Sot kërkohet barazia gjinore, të drejtat e gruas e të ngjashme, por këtë problematikë e ka sqaruar Allahu në Kuranin e shenjtë, kur thotë: "Myslimanëve dhe myslimaneve, besimtarëve e besimtareve, të dëgjueshmëve e të dëgjueshmeve, të sinqertëve e të sinqertave, të durueshmëve e të durueshmeve, të përulurve e të përulurave, edhe meshkujve që japin sadaka, edhe femrave që japin sadaka, edhe meshkujve që agjërojnë, edhe femrave që agjërojnë, edhe femrave që kujdesen për pjesët e turpshme të trupit të tyre, edhe meshkujve që e përmendin shpesh Allahun, si edhe femrave, Allahu me të vërtetë u ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh."[1]

Umu Amar një ditë shkon te Pejgamberi a.s., dhe i ankohet duke i thënë se ajetet që zbresin po u dedikohen vetëm meshkujve e jo edhe femrave?!

Atëherë zbriti ajeti i lartpërmendur, për të treguar se të gjitha vlejnë për të dy gjinitë, si për mashkullin ashtu edhe për femrën, d.m.th. se femra nuk është e neglizhuar dhe e lënë anash ashtu siç mendojnë shumë njerëz që nuk e kuptojnë drejtë Islamin, por është e barabartë në të gjitha çështjet.

Kujto sa e kaluara jote të ka dhënë nderë! Ajo e kaluar tregon se kush ke qenë në të vërtetë. Femra në shoqërinë islame gjithmonë ka pasur rol të veçantë. Ajo është ngritur për vlerat dhe virtytet e veta, është mbrojtur dhe ruajtur si gjëja më e shenjtë e shoqërisë. Mirëpo sot, me keqardhje mund të themi se gjendja ka ndryshuar shumë te një pjesë e madhe. Sot femra myslimane pothuajse e ka harruar detyrën e saj të shenjtë, edukimin e brezave të rinj, dhe njëkohësisht kontributin në shoqëri. Ajo ka filluar t'i humbas normat e moralit, e besimi i saj është zbehur, saqë i ka harruar porositë pejgamberike.

Imitimi i verbër i femrës moderne të Perëndimit, keqkuptimi i gjërave brenda fesë, moskryerja e obligimeve dhe detyrave, ka bërë që ajo të jetë larg avancimit dhe zhvillimit. Kjo gjë mendoj se është për t'u shqetësuar; ka filluar të ndizet një alarm brenda nesh, mirëpo ne nuk jemi duke e parë sepse fokusimi ynë është diku tjetër.

Nga jeta e sahabeve mund të nxjerrim shumë dobi dhe mësime, po tani t'i përmendim vetëm disa nga ata shembuj që neve na e rikujtojnë se femra myslimane ka qenë shembull i punës, sakrificës dhe vetëbesimit.

Ndër njerëzit e parë që pranuan Islamin ishte Hadixheja r.a., një grua me autoritet dhe e respektuar nga të gjithë. Dëshmorja e parë që sakrifikoi jetën për Islam ishte Sumeja r.a., e cila kishte vendosmëri të palëkundur. Esma, e bija e Ebu Bekrit, vetëm për të qenë e dobishme në mesin ku jetoi, udhëtonte nëpër shkretëtirë për t'ua dërguar ushqimin Resulullahit dhe babait të saj. Ajo e dinte që i kanosej një rrezik i madh nga mushrikët kurejshë, por e bënte udhëtimin duke e pasur për mbrojtës Allahun xh.sh. Aisheja r.a., qe një grua e cila gjatë jetës që jetoi me të Dërguarin



a.s. mblodhi hadithe të shumta, pa të cilat sot shoqëria islame nuk do të ishte e plotë. Prej grave thirrëse-daviste në karvanin e thirrjes në Islam ishte edhe Umi Sherik, kurejshitja e Beni Amirëve, e cila shkonte te gratë e kurejshëve fshehtazi dhe i thërriste në Islam.[2] Për këtë ajo pësoi shumë vuajtje dhe mundime fizike, por nuk e ndërpreu rrugëtimin e thirrjes në të vërtetën. Të gjitha këto femra, si edhe shumë e shumë të tjera, dhanë kontribut të veçantë në sfera të ndryshme ku kishin mundësi. Këtu dua të shtoj edhe diçka: të gjitha këto femra që i përmendëm ishin të ushqyera me mësimet islame, e morali i tyre ishte në një shkallë të lartë; interesoheshin për fenë e tyre dhe mësonin nga pyetjet që i bënin. Në vazhdim do ta sjellim një shembull nga jeta e ndritur e Muhamedit a.s., i cili në ditën e marrëveshjes së paqes në Hudejbi kishte hyrë tek Umi Seleme (gruaja e tij), dhe ishte ankuar se u kishte urdhëruar shokëve të tij të thernin kurbanet dhe t'i rruajnë kokat, por ata nga keqardhja nuk e kishin kryer urdhrin. Atëherë Umi Seleme i tha: "O Pejgamber i Allahut, a gëzohesh kur e bëjnë këtë? Dil dhe mos fol gjë me asnjërin prej tyre, gjersa të mos therësh devenë (kurban), dhe gjersa ta ftosh berberin për ta rruar kokën."- pas kësaj Pejgamberi a.s., doli dhe bëri ashtu siç i kishte thënë Umi Seleme, r.a."[3]

Të gjithë e dimë se Pejgamberi a.s., ka pasur dije të gjerë dhe vendime të sakta, mirëpo ai nuk ka hezituar të pranojë këshillë nga ndokush tjetër, e sidomos nga gratë e tij. Kështu kanë vepruar edhe shumë shokë të Muhamedit a.s., duke u nisur nga Omeri r.a., i cili shpeshherë është këshilluar me Aishen r.a., pra në gjërat që kanë të bëjnë me gratë dhe me jetën familjare.

**Realiteti i hidhur**

Ky ishte një kapitull i shkurtër i të kaluarës sonë të artë, ndërsa tani le t'i kthehemi faqes së jetës sonë. A e kemi pyetur veten nëse zemra jonë është e mbushur me besim dhe sinqeritet ndaj Allahut xh.sh?! A jemi të lidhur aq sa duhet me librin e Zotit, Kuranin?! A e kërkojmë diturinë aq sa nevojitet, në mënyrë që ta njohim veten dhe krijimin e këtij universi?!

Këto, si edhe shumë pyetje të tjera, duhet t'ia shtrojmë vetes secili, në mënyrë që pas analizimit të tyre të marrim një qëndrim ndaj realitetit që po mbizotëron në kohën tonë post-moderne. Marrja e zakoneve të huaja dhe të dëmshme nga imitimi i të tjerëve tregon mangësinë dhe perspektivën e pavlerë. Mendon se ato femra gëzojnë të drejta dhe liri më shumë sesa ti?! Krahas këtij mendimi kemi një të vërtetë që na e përshkruan profesor Muhamed Jusuf Musai.

Gjatë kohës kur ai po mbronte doktoraturën në Paris, në librin e tij "Islami dhe nevoja e njeriut për të", shkruan dhe tregon një rast interesant: "Jetonim në një shtëpi, ku na shërbente një femër franceze. Nga sjellja dhe karakteri i saj kuptohej se rridhte nga një familje e ndershme dhe autoritare. Nuk ishte prej atyre femrave që e ngacmojnë epshin, e as nuk ishte e përdalë, si dhe nuk ishte prej atyre femrave që e reklamojnë trupin nëpër lokale të natës. Ishte një vajzë që e kryente punën e saj me nder dhe respekt. Për këtë vajzë pyetëm zonjën e shtëpisë ku banonim, e ajo na tha: "A e njihni filanin, atë

tregtarin me famë?" "Po"- i thamë. Pastaj zonja na tregoi se ai ishte xhaxhai i saj. "Si është e mundur të lejojë që vajza e vëllait të tij të shërbejë në shtëpi të huaj?" - pyetëm ne. "Kjo vajzë duhet të ankohet në gjyq dhe të kërkojë që për nevojat e saj jetësore ta ndihmojë xhaxhai i saj, e jo të punojë shtëpive të huaja." – thamë ne. Atëherë zonja e shtëpisë, duke buzëqeshur, na tha: "Cili gjyq do të gjykonte për të? Pse a ekzistojnë rregulla të tilla?" "Po." - i thamë ne, kemi një sistem të tillë që çdo vajzë si kjo do të kishte mundur ta ngrejë zërin kundër xhaxhait të saj, dhe ta detyrojë atë të bëhet mbikëqyrës i saj, të jetë e sigurt për nevojat e përditshme." Ndërsa zonja në fund tha: "Sikur ky sistem të sundonte ndër ne, nuk do të ishte parë ai varg femrash të cilat që nga mëngjesi e deri në mbrëmje punojnë nëpër fabrika, tregje e kompani të ndryshme. Ato janë të detyruara të punojnë kështu, sepse nuk mund të gjejnë njerëz për t'i financuar dhe për t'u kujdesur për to materialisht."[4]

Mendojmë se nuk ka asnjë pengesë që femra të punojë, nëse ajo dëshiron apo shoqëria ka nevojë për kontributin e saj, qoftë si mjeke, edukatore, mësuese etj., mirëpo kjo të bëhet nga vullneti i saj e jo të jetë detyrim për t'i mbijetuar kohës së egër, siç ndodh me "femrën e emancipuar" moderne.

Islami është ai që gruan e nderon dhe e ngrit, duke ia mundësuar kujdesin e vazhdueshëm në çdo aspekt.

Nëse je ende vajzë, ti ndodhesh nën përkujdesjen e babait; nëse je motër, kujdesin e merr vëllai, po që se je grua, burri e ka për detyrë të të furnizojë dhe të kujdeset për ty, e nëse je nënë, kujdeset biri yt. Edhe në qoftë se je pasanikja më e madhe e vendit, apo ke pasuri të mjaftueshme për të jetuar, barra qëndron mbi kujdestarin tënd. Kjo gjë në botën e "civilizuar të Perëndimit" nuk ndodh. Këto dhe shumë fakte të tjera nuk mjaftojnë që ne si shoqëri e pastër myslimane, si femra që Islami na dha të drejtat dhe liritë tona, kënaqësinë ta kërkojmë diku tjetër përveçse aty. Prandaj të dashura motra, e nesërmja na pret në një situatë pak më ndryshe sesa e dita e sotme. Prandaj, le ta ndryshojmë mendimin e gabuar, e që deri më sot i ka verbuar mendjet tona! Le t'i largojmë dyshimet nga ajo se: "Unë si myslimane kam mangësi në krahasim me femrën që nuk njeh kufij dhe nuk njeh normë të moralit."

Kështu Allahu, duke e njohur natyrën e gruas, vendos rregulla dhe ligje për të, në mënyrë që jetesa e saj të jetë e sigurt. Shembuj të tillë na bëjnë me dije se femra perëndimore është në një mjerim. Ajo vuan të jetë si myslimania. Prandaj, për fund dua të shtoj edhe ca fjalë për çdo myslimane:

- Pastroje mendjen dhe zemrën nga mendimet e humbura, dhe ngrite zërin e arsyes brenda vetes që ta gjesh të vërtetën e vetme;
- Rruga jote është Islami. Rruga që të largoi nga injoranca, rruga që vendosi drejtësinë, ngriti vlerat e njeriut, e sidomos vlerën tënde;
- Bëri që morali të jetë në një piedestal të lartë, dhe i bashkoi zemrat e ndara dhe urdhëroi vëllazërimin;
- Prandaj, kujto të djeshmen e largët..., kohën kur jetoje në mënyrën më të denjë, në formën e një qenie të veçantë dhe me virtyte të posaçme;
- Mendohu për respektin dhe nderin që kishe..., kujdesin dhe kontributin që dhe në çdo aspekt, qoftë ai në edukimin familjar, shoqëror, diturinë që përhape, moralin që tregove, modestinë, bukurinë e zemrës...
- Ti asnjëherë nuk iu shmange rrugës së vërtetë, edhe në qoftë se të është kërkuar sakrificë e madhe;
- Ti e ke bërë çdo sakrificë pa u hamendur dhe me dëshirë të flaktë, vetëm për kënaqësinë e Zotit tënd;
- Ti je ajo që edukon breza të tërë, që nxjerr në dritë njerëz me cilësi të veçanta;
- Je ajo që mund ta çosh civilizimin përpara, e bukurinë e moralit t'ua shfaqësh si shi në kohën e thatësirës;
- Ti, dhe vetëm ti, mund të bësh diçka për ta ndryshuar gjendjen e mjeruar në të cilën po vuan femra moderne;
- Pra, duhet të përgatitesh për të nesërmen, dhe duhet ta mbash të bashkuar familjen dhe të vendosur shoqërinë, për ta ruajtur botën nga imoraliteti dhe shfrenimi;
- Ti duhet ta ndryshosh fillimisht veten, me nënshtrim ndaj Krijuesit, me ibadete, përulje dhe ëmbëlsi;
- Duhet të jesh shembull për të mbarë, e pikësynim duhet ta kesh botën tjetër.

Të gjitha këto arrihen me vullnet, besim, mund e punë të madhe. Mirëpo ti duhet të jesh ajo që bën hapin e parë drejt një bote të qetë dhe të lumtur. Botës i duhet Islami, e për këtë edhe duhet t'ia ofrosh atë në mënyrën më të mirë dhe më të drejtë. Mos të të mashtrojnë gjërat e bukura të kësaj bote, sepse gjithçka është iluzion. "Ajo që keni pranë vetes është e përkohshme, e ajo që është tek Allahu është e përjetshme."[5] Je e përkohshme, e për këtë edhe mundohu ta fitosh botën e përjetësisë në mënyrën më të denjë.

(1) El Ahzab, 35. (2) Mustafa Tahhan, "Gruaja ne karavanin e thirrjes", Shkup 2010, f. 89. (3) Muhammed Seid Ramadan El Buti, "Femra midis tiranisë së sistemit perëndimor dhe mëshirës së ligjit hyjnor", Shkup, 2007, f. 83. (4) Jusuf Kardavi, "Myslimanja e së nesërmës", f. 11. (5) En Nahl, 96.

Kushtrim Jaha

# Shoqëria dhe devijimi i saj

Qytetërimi perëndimor ka arritur që me uniformën e tij etike ta mbeshtjellë edhe botën islame, duke falënderuar jo vetëm kontrollin politik, por edhe atë shoqëror, ideor, kulturor, informativ, por edhe atë arsimor. Themi kështu (me uniformën e tij etike) për arsyje se etika perëndimore nuk di për virtyte dhe rregulla në sjellje, por vetëm se kënaqet me pasionet trupore në emër të lirisë personale, e cila po që i përgjigjet devijimit të mendimeve në emër të lirisë së mendimit, si dhe thirrjes në llogaritje të etikës mbi bazë të epsheve personale. Kësaj uniforme etike iu përshtatën vetëm hapësirat nga depërtuan ndikimet në vendet tjera, përkatësisht vendet jostabiole, ndërsa nga ato vende viktimat më të mëdha qenë gjinia femërore.

## Gruja si sprovë

Qytetrimi perëndimor është ai që femrën e shfrytzon në mënyrën më të shëmtuar; përmes saj synon ta shkatërroj dhe ta devijoj moralin në shoqëri. Duke ia hequr rrobat pjesë-pjesë, që më pas t'ia heq edhe turpin, kujdesin dhe dinjitetin, etika perëndimore femrën e shfrytëzoi si faktor të destabilizimit etik te shoqëritë ku pati ndikim. Femrën në këto shoqëri e hodhën para meshkujve të pasionuar nga epshet, e aty erdhi deri te përzierja e meshkujve dhe femrave. Gratë së pari ishin valltare dhe zbavitëse të lira, e më pas u orientuan drejt prostucionit dhe sjelljeve të pandershme të atyre individëve që nuk u sanksionuan me ligj, perderisa femra pajtohej për një akt të tillë që ia ofronte qytetërimi perëndimor, gjithonë në emër të emancipimit, përparimit, kulturës dhe lirisë personale.[1]

Shoqëria jonë është duke kaluar në një kohë që po e quan koha e "civilizimit", por sot, për fat të keq, shohim se si ambienti jetësor është fëlliqur, dhe njerëzit kanë filluar që gjërat t'i kuptojnë mbrapsht. Një të riu që posedon dashnore i thonë i civilizuar, i përparuar, ndërsa atij që e ruan moralin personal i thonë i pacivilizuar, arkaik. Pra, bërja amoralitet sot po quhet





nevojë biologjike, siç quhet edhe pirja e alkoolit nevojë shpirtërore, fatkeqësisht.

**Devijimi i shoqërisë dhe e ardhmja e saj**

Devijimi është koncept i zgjedhur nga sociologët për të përfshirë format e ndryshme të sjelljes njerëzore, e të cilat janë të definuara nga pjesëtarët e sistemit shoqëror si të gabueshme, të këqija, të pamoralshme, ilegale, apo që meritojnë mospajtim dhe ndëshkim. Ndërsa, sociologjia e devijimit është studimi i forcave dhe proceseve sociale që përfshihen në formulimin e standardeve të tilla vlerësuese, thyerjeve të këtyre standardeve dhe reaksioneve ndaj thyerjeve të tilla.

Çështjet specifike në mënyrë ordinare përfshijnë studimet e sjelljeve të definuara si ilegale (krimi dhe delinkuenca), dhe format e sjelljeve që janë të papajtueshme apo të stigmatizuara nga një pjesë të konsiderueshme të pjesëtarëve të shoqërisë, si për shembull: vetëvrasja, sëmundjet mendore, disa forma të orientimit seksual, dhe format e caktuara të shfrytëzimit të alkoolit dhe drogave. Edhe pse koncepti është bërë një term kritik publik, sociologët fillimisht e kanë adaptuar këtë koncept si kategori më objektive dhe konceptualisht më neutrale sesa ato që shfrytëzohen nga publiku.[2]

**Por si ndodhi devijimi në shoqërinë kosovare?**

Ka raste kur të rinjtë gjenden para ndonjë vështirësie, (ndonjë mosmarrëveshje në familje, ndonjë dashuri e pasukseshme, suksesi i pamjaftushëm në shkollë, mosmarrëveshjet me shokë ose shoqe etj.), dhe kështu nuk kanë durim që të kërkojnë zgjedhjet e duhura. Për shkak të mungesës së besimit në Zot, ata e ngarkojnë veten, dhe e fajësojnë veten për problemet ose për mossuksesin në një çështje të caktuar, apo në përgjithësi.

Ata mendojnë se kanë dështuar përfundimisht, e kjo sepse nuk e kanë fituar besimin në vetvete. Sikur e përjetojnë se bota po tallet me ta, e kjo sepse u mungon siguria në vetvete.

Niveli i tyre intelektual, edhe për shkak të moshës së re dhe mungesës së provojës jetësore, nuk u mundëson që të gjejnë përgjigje të drejta për problemet që kanë. Atyre u krijohet ideja se problemet që i kanë janë të pakalueshme, dhe të tilla kanë vetëm ata. Nga ana e tyre, fatkeqsia e tyre nuk ka zgjidhje e as shtegëdalje racionale. E, Kur arrijnë në shkallë të thellë të krizës e të mosnjohjes së vetes, përkatësisht të rolit që kanë në këtë botë, ata dorëzohen përpara ndonjë aventure të rrezikshme, e cila gjoja i bënë ta 'harrojnë problemin': alkoolit, drogës, shfrenimit etj. Pra, disa fillojnë e marrin drogë. Disa të tjerë fillojnë me alkool, e kështu me radhë. Shumë sish e fillojnë edhe duhanin, gjoja për t'i qetësuar nervat. Ndërsa, ka edhe aso që i përkushtohen kumorit. Të tjerët i futen trafikut të krijesave njerëzore dhe prostitucionit, vjedhjeve ose veprimtarive të tjera kriminale. Të gjitha këto janë rrugë të humbjes së sigurt.

Këto rrugë nuk ofrojnë asnjë zgjidhje për ndon-

jë problem jetësor. Këto vetëm sa e shkëpusin edhe më shumë personin nga vetvetja dhe shoqëria, dhe i pamundësojnë edhe më tutje njohjen dhe kontrollimin e vetes/jetës.[3] Këta persona kanë nevojë për një trajtim më të veçantë; ata duhet dërguar në ndonjë qendër rehabilituese.

### Roli i familjes në edukim

Dr. Samih Zaglul, profesor universitar në edukim, thotë se familja ka qënë dhe është themeli kryesor për edukim. Në kohën tonë është degjeneruar orvajtja familjare për edukim, dhe kështu ajo ia ka lënë rastin televizorit, pra për t'i edukuar fëmijët.

Preokupimi i prindërve me punët jashtë shtëpisë bën që fëmijet e tyre mos t'i kenë nën kontroll. Në këtë rast te fëmijët bën vend devijimi, dhe atë pa asnjë vështirësi.

Shumë eksperimente policore bëhen me të rinjtë që arrestohen, dhe zbulohet se shkak kryesor për devijim janë prindërit, mospërkushtimi prindëror. Ndërsa problemet që i vijnë familjës sikur fortunë, konfliktet mes prindërve dhe mosmarrëveshjet e tyre, fëmijet i bën që të humbasin ekuilibrin e jetës. Në rastet më të shpeshta ata detyrohen të largohen nga shtëpia. Kjo gjë i dërgon që të mbështeten në shoqërinë e keqe, e cila u nxjerrë probleme edhe më të mëdha nga ato që kanë, e nga të cilat s'mund të largohen.

Shkurorzimi dhe jeta me një nënë të re fëmijët mund t'i thyejë në shpirt, dhe kjo ndikon në devijimin pa masë, sepse kjo "nënë" nuk do të kujdesët sikur nëna e vërtetë. Në këso rastesh, fëmijët e tillë piqen shumë herët, pavarësisht moshës, qoftë edhe vetëm në kuptimin e faktit njerëzor se, gjëja e humbur gjithmonë ka më shumë vlerë se ajo që ke.

Është me rëndësi të theksojmë se shumica e prindërve i kanë mbyllur sytë, veshët, mendjen para fëmijëve të tyre, dhe nuk i konsulltojnë për problemet dhe ndjenjat që ata kanë. E kur ata i godet ndonjë e keqe, bërtasin me zë të lartë, sikur atëherë të çohen nga gjumi: "Çka ndodhi?", "Pse ndodhi me mua kjo?", "Unë kurrë nuk e kam pritur këtë gjë nga fëmijët e mi." Etj.

Kemi një lloj të grave, te të cilat martesa e tyre, si zakonisht, duhet të jetë aso që ajo të jetë një nënë e devotshme dhe edukatore. Kurse në realitet ndodh e kunderta. Ato shikojnë filma serikë, dhe bëjnë marrëzira të mëdha e që nuk u takojnë atyre. Pra, fëmijët janë amanet që Zoti na i la të përkujdesemi për ta, prandaj edhe çdo prind duhet pasur vetëdijen dhe t'i edukojë mirë dhe ruajë nga degjenerimi, që sjell fakteqësi në dy botët.

### Familja është shpresa jonë e vetme

Dr. Ahmed El-Mehdi, thotë se shkaqet drejt devijimit të rinisë janë të shumta. Nga më të veçuarat janë: shkatërrimi familjar, copëtimi i saj, mbikëqyrja e dobët familjare, shoqëria e keqe, koha e lirë tek i riu, si dhe mendimet e kota qe i sillen në kokë.

Një familje e copëtuar, babai në një luginë e nëna në një tjetër, nuk kanë mundësi të formojnë stabilitet te fëmija i tyre.

Një baba rrenacak, tradhtar, nuk ka mundesi të edukojë fëmijë dhe atë ta bëjë besnik. As nëna e devijuar dhe joedukatore assesi nuk ka mundësi të formojë një bijë të edukuar dhe të ndershme.

Ekziston dallim i madh mes një babai që është i ditur, dhe një babai injorant. Këtë mund ta shohim më së miri te familjet e varfra, ku fëmijët e tyre zakonisht mësojnë më mirë sesa ata të familjeve të pasura. Të varfërve, në shumicën e rasteve, u mungon feja dhe devijojnë, kurse të pasurit i devijon pasuria e tepërt, e cila i çon në thellësitë e epsheve.

Dr. Ahmed El-Mehdi vjen në përfundim se ambienti ku jetojmë ka ndikim të madh te familjet. Prandaj, i takon familjes që të kapet për fenë islame, dhe t'ua mësojë fëmijëve atë, ashtu që t'i sigurojnë fëmijët. Ngase, ai i ri që e njeh fenë, ai ka mundësi të ndalohet nga e keqja dhe të kryejë vepra të mira.

Thotë Dr. Ahmedi: "Jemi në pajtim se mjetet e informacionit kanë dështuar për edukim. Gjithashtu, univerzitetet dhe shkollat i akuzojmë se më të vërtetë nuk punojnë mjaft në këtë drejtim. E, shpresa e fundit është dhe do të jetë familja."

### Lazdrimii i fëmijëve

Thotë Dr. Mahmud Hajal, psikolog: "Lazdrimi i tepërt i fëmijëve është një fatkeqësi e madhe. Fëmija duhet të mësohet edhe me vështirësi; atij duhet mësuar durimin, e jo çdo kërkesë e tij të plotësohet. Edhe më e keqja është që, sot nëna e fsheh devijimin e fëmijëve edhe nga burri i saj!

Gjithashtu, pasuria e tepërt është shkak për devijim të fëmijëve, ndërsa varfëria më pak.[4]

Sidoqoftë, Zoti qoftë gjithmonë me familjet tona dhe me fëmijët tanë!

(1) Ali Abdul-Halim Mahmud, Bazat e Pedagogjisë islame, Furkan ISM, Shkup, 2013, f. 461. (2) Marrë nga: www.psikologji.net, me 16.10.2015. (3) Dr. Milazim Krasniqi, Suksesi i garantuar, Zëri Ynë, Prishtinë, 2006, f. 37. (4) Marrë nga: www.rinia-islame.com, më 20.10.2015.

Vehbi Shatri

# Mulla Jashar Goga - "Mulla Jasha" (1894 - 1974)

**(Hoxha që e sakrifikoi punën e tij për ta mbojtur xhematin)**

Populli shqiptar i Kosovës gjatë periudhave të ndryshme, që nga fillimi i shekullit të kaluar, pati histori të hidhur, ngase u ballafaqua me lloj-lloj pushtuesish, nga më të ndryshimit, secili më i keq se tjetri. Ndër periudhat më të egra, më të vështira e më të dhunshme, ishte e njohur ajo e Rankoviçit. Ky i fundit ushtroi dhunë të papërshkrueshme ndaj shqiptarëve, e sidomos ndaj prijësve myslimanë. Këtë e vërtetojnë, përveç tjerash, peripecitë, vështirësitë që paten shqiptarët, si dhe dhuna që kishte përjetuar hoxha Mulla Jashar ef. Goga.

Jashar Rexhep Goga u lind në Pejë. I ati, Mulla Rexhepi, ishte imam i Carrabregut, dhe kishte një gjendje ekonomike të qëndrueshme. Kurse nëna e tij quhej Fatime. Rexhepi dhe Fatimeja sollën në jetë gjashtë fëmijë: mulla Jasharin, haxhi Hamdiun, mulla Vehbiun, hafëz mulla Saliun, si dhe dy vajza.[1]



*Mulla Jashar Goga (1894-1974)*

### Shkollimi

(Student i Medresesë së Madhe të Gjakovës)

Mulla Jashari mësimet e para i mori nga i ati, e më pastaj mori rrugën për në Medresenë e Madhe të Gjakovës, që në atë kohë drejtohej nga myderrizi i shquar hafëz Fahri ef. Iljazi. Mulla Jashari mësimet në medrese i mbaroi me sukses të shkëlqyeshëm.

Gjatë shkollimit në Gjakovë hoxha kaloi nëpër vështirësi të mëdha, sepse e tërë familja ishte e varur nga "haku i Hoxhës" (të ardhurat që merrte babai i tyre në atë kohë).

### Familja

Mulla Jashari ishte i martuar me Jallduze Krasniqin nga Peja. Allahu ia fali katër djem dhe dy vajza. Djemtë ishin: Ramadani, Shefqeti, Muhameti dhe Avdullahu, ndërsa vajzat Zelihaja dhe Nurija.[2]

### Puna si imam në fshatin Vrellë

U vendos imam në fshatin Vrellë, përafërsisht në vitin 1934. Në fillim kaloi mirë, deri në vitet e pesëdhjeta, ndërsa në ato vite, që njihen si koha e famëkeqit Rankoviç, kur kishin dalë kaçakët rreth bjeshkëve të Istogut gjërat filluan të ndryshojnë. Atëbotë kaçakët qenë ngjitur me fshatrat Vrellë, Studenicë, Kaliqan etj. Derisa një herë shqiptarët kaçakë zbrisnin në fshat për furnizim, dhe UDB-ja e kishte marrë lajmin nga ndonjë spiun dhe menjëherë kishte marrë vendimin për rrethimin e fshatit Vrellë, hoxha, mulla Jashari, për ta shpëtuar fshatin, merr vendim që t'i humbë gjurmët e pushkëve që kishin kaçakët. Hoxha vendos që pushkët të fshihen në minarenë e xhamisë në Vrellë. Mirëpo edhe ky lajm i kishte shkuar UDB-së dhe xhandarmërisë së atëhershme, e kjo e fundit e fton hoxhën dhe i thonë t'i dorëzojë pushkët, dhe numrat e pushkëve t'ua diktojë. Mendohet se kanë qenë rreth 12 pushkë të gjata të asaj kohe. Ata i thonë hoxhes se e dinë se ai po e mbronte fshatin, dhe se kishin informata se pushkët i kishte fshehur në minare. Ata me çdo kusht i kërkonin që t'i dorëzonte ato pushkë, gjë të cilën në fund hoxha edhe e kishte bërë. Pasi që pushkët dorzohen, për të mos u torturuar hoxha ndërhyn një



*Foto e vitit 1967*

përgjegjës; një kushëri i mulla Jasharit që në atë kohë banonte në Vrellë, ndërsa ishte nip i fshatit Dubovë, dhe kështu mulla Jashari shpëton nga torturimi dhe keqtrajtimi i xhandarmërisë së famëkeqit Rankoviç.

Pas kësaj mulla Jashari suspendohet nga puna e imamit, dhe lëshon fshatin Vrellë e kthehet në vendlindjen e tij, në Pejë. Që të punojë si imam xhamie tanimë e kishte të ndaluar nga UDB-ja, por vetëm gjatë muajit Ramazan kishte të drejtë të shërbejë si imam Ramazani. Kështu që, si imam i tillë ai kishte shërbyer në: Poqest, Carrabreg, Deçan, dhe në fshatrat përreth Lugut të Baranit.[3]

Mulla Jashari ishte i dashtur dhe i shoqërueshëm. Ishte shok i ngushtë me Haxhi Beqir Resuloviçin-boshnjak dhe imam i Gjylfatynit, Haxhi Qamilin, Haxhi Rexhepin-imami i Teftedarit, Haxhi Muhamed ef. Gashin-imamin e Çarshi Xhamisë etj.

Mulla Jashari, edhe pse u largua me dhunë nga detyra e imamit, kurrë nuk e largoi uniformën dhe nuk iu largua përgjegjësisë së imamit. Pra, edhe pse i paangazhuar diku me detyrë, mulla Jasharin nuk e linin të qetë besimtarët, si nga qyteti ashtu edhe nga fshati, të cilët për shumë raste e ftonin si prijës.

Mulla Jashari në shtëpinë e tij kishte një aneks të ndarë, Odën e Burrave, e cila ishte e shtruar me qilima dhe ishte e rrethuar me mindera e jastëkë të mbushur me kashtë, ndërsa kishte edhe një sobë për ngrohje, si dhe raftin e librave. Hoxha posedonte këtë vend si më të përshtatshmin për pritjen e mysafirëve, (vendi ku kishte hoxha shtëpinë ishte - Loma – tani qendra zejtare afër çarshisë, aty ku gjindet Hamam Xhamia, tophanet dhe pjesa e vjetër e qytetit të Pejës). Shpesh ndodhte që në odën e mulla Jasharit, pas namazit të sabahut, të mbidheshin hoxhallarë për të biseduar e për t'u konsultuar mes vete për çështjet e fesë dhe për çdo çështje të nevojshme.[4]

Hoxha e jetoi jetën me dashuri për fenë dhe atdheun, andaj mund të themi se nga lart i erdhi shpërblim në ditën e vdekjes së tij. Në Ramazanin e vitit 1974 mulla Jashari niset të shkojë si imam Ramazani në fshatin Poqestë, pasi ishte ftuar nga banorët e atij fshati. Në diten e parë të Ramazanit familjarët e përcjellin hoxhën me mall e përqafime se nuk do takohen deri në Bajram, por hoxha kthehet i sëmurë dhe nuk zgjat shumë dhe pas një kohe të shkurtër edhe ndërron jetë po atë ditë, para namazit të Teravive.[5] Hoxha ndahet nga xhemati dhe familja për të mos u harruarr kurrë.

Ne e lusim Allahu xh.sh., Përgjigjësin e lutjeve tona, ta shpërblejë hoxhën tonë të dashur, ndërsa kujtojmë fjalët e Tij: ''... kurse veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetëshëm) janë shpërblimi më i madh te Zoti yt, dhe janë shpresa më e mirë''. (El Kehf, 46)

(1) Jashar Muhamet Goga: intervistë e zhvilluar në Pejë, në lokalin Pllaza, me datë 31.08.2015. (2) Po aty. (3) Në historikun e KBI të Istogut, dhe nga arkivi i familjes janë marrë të dhënat. (4) Nga Jashar Muhamet Goga. (5) Po aty.

**Deklaratë për opinion**

## Struktura e Këshillit të BI në Preshevë të mos bie pre e veprimeve antikushtetuese të Fikret Limanit

*Prishtinë, 28 prill 2016*

Zgjedhjet e thirrura për ditën e nesërme në Këshillin e Bashkësisë Islame të Preshevës, nga ish-kryetari i Këshillit, Fikret Limanit, janë ilegale, antikushtetuese, dhe si të tilla të papranueshme për Bashkësinë Islame të Kosovës, e, rrjedhimisht edhe për Këshillin e BI, imamët dhe besimtarët e Preshevës me rrethinë.

Me këtë rast njoftojmë gjithë strukturën e Këshillit të BI në Preshevë që mos të bie pre e veprimeve antikushtetuese të Fikret Limanit, të cilit ka kohë që i ka përfunduar mandati dhe nuk përfaqëson askënd, e më së paku imamët dhe besimtarët e Preshevës.

Shpallja e zgjedhjeve është kategori kushtuese e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, andaj, për të sqaruar opinionin e gjerë, Kryesia e BIK me kohë i pati shpallur zgjedhjet edhe për Këshillin e BI në Preshevë, por mbajtjen e tyre e pengoi pikërisht, z. Fikret Limani me një grup të vogël, duke spekuluar e manipuluar për gjoja një organizim tjetër në Luginë.

Sot i bëjmë me dije Fikretit dhe të gjithë bashkëmendimtarëve të tij, se Këshilli i BI në Preshevë është pjesë integrale dhe e pandashme e sistemit organizativ të Bashkësisë Islame të Kosovës, dhe çdo tentim për, gjoja, organizim tjetër, do të përfundojë para se të lindë, siç është dëshmuar disa herë në ato hapësira.

Përtej çdo interesi klanor, ambicie personale e interesi material, është përcaktimi i paluhatshëm i popullatës së Preshevës që të jetë bashkë me Bashkësinë Islame të Kosovës, e ky përcaktim është interes kombëtar, fetar e institucional.

Kryesia e BIK-ut së shpejti do të marrë vendimet e nevojshme për KBI në Preshevë, dhe do të caktojë edhe datën për mbajtjen e zgjedhjeve të reja dhe funksionalizimin e Këshillit, i cili tash sa kohë është jo funksional.

*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës*

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Lipjan**

*Shpall:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**

**Imam, hatib dhe mual-lim në xhamitë e fshatrave Gadime Ulët dhe Hallaq i Madh.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Iniciativë dhe kreativitet në punë.
7. Letërnjoftimin (fotokopje)

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*
**Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Lipjanit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# Përurohet restaurimi i xhamisë në Janjevë




*Myftiu Tërnava duke prerë shiritin me rastin e përurimit të xhamisë së restauruar "Murat Bey" në Janjevë*

Në një ceremoni rasti, më 23 prill 2016, në fshatin Janjevë të Lipjanit u përurua restaurimi i xhamisë "Murat Bey", ndërtesës shtesë dhe oborrit të xhamisë, projekt ky i financuar dhe ndërtuar nga Organizata Turke për Zhvillim dhe Rindërtim në Kosovë, "TIKA".

Në këtë ngjarje i pranishëm ishte edhe Myftiu i Republikës, Naim ef. Tërnava, zv.kryeministri i Turqisë, Numan Kurtullmush, ambasadorja turke në Kosovë, Kivilcim Kiliç, përfaqësues nga pushteti qendror dhe ai lokal, KBI e Lipjanit, si dhe shumë mysafirë të tjerë.

Myftiu Tërnava, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, qytetarëve të saj të krejt nacionaliteteve, falënderoi interesimin që ka populli i Turqisë dhe qeveria turke për ndihmë të vazhdueshme për popullin e Kosovës, në fusha të ndryshme. Tërnava po ashtu njoftoi zv.kryeministrin se ka marrëdhënie të shkëlqyeshme me Ambasadën turke në Prishtinë, dhe po ashtu një bashkëpunim të jashtëzakonshëm më TIKA-n, drejtorin e Vakëfeve, dhe me të gjitha shoqatat qeveritare që janë te ne. Prandaj, Tërnava edhe i falënderoi për prezencën e tyre. "Në sistemin komunist-ateist u rrënuan shumë xhami, shkolla e mejtepe, u nacionalizua me dhunë mbi 90% e pasurisë së vakëfeve që kishte BIK, mirëpo assesi nuk u arrit që nga thellësia e zemrës dhe mendjes së popullit të shlyhet ndjenja për besim në Allahun xh.sh. dhe për vazhdimin e punës sonë edhe më të madhe, sidomos pas luftës në Kosovë, kur popullata e përgjithshme në Kosovë pajiset me ndjenja të pastra të besimit islam. Tash e 400 vjet e kemi lutur Zotin së bashku në këtë xhami, dhe kështu do të vazhdojmë ta lusim Zotin xh.sh., deri në Kiamet. Prandaj, ju falënderoj për këtë bamirësi të madhe që po e bëni në Kosovë, dhe e lus Zotin që t'ju shpërblejë në këtë dhe botën tjetër", tha pos tjerash myftiu Tërnava.

Zv.kryeministri i Turqisë, Numan Kurtullmush, duke uruar qytetarët e Janjevës për këtë projekt tha se kjo ngjarje na dëshmon për një të kaluar tonën të përbashkët, e cila këtu ka zgjatur përafërsisht 523 vjet, dhe njerëzit këtu jetuan në paqe, lumturi dhe harmoni njëri me tjetrin, e askush nuk e diskriminoi askënd për përkatësinë e tij fetare. Pra, ata jetuan në multikulturalizëm dhe multifetarizëm. Ky restaurim i kësaj xhamie,

por edhe xhamive tjera, është një përpjekje për rikthimin e lidhjeve të zemrave tona dhe shpirtrave tanë. Ne kemi qëllim t'ju përkrahim juve dhe t'i restaurojmë dhe rindërtojmë të gjitha xhamitë që janë këtu dhe trashëgiminë kulturore që është këtu, dhe do t'i përkrahim të gjitha komunitetet, varësisht nga nevojave të tyre.

Ministri Ferid Agani, Ministër i Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor, tha se Kosova dhe Turqia kanë marrëdhënie shumë të mira, dhe perspektiva e këtyre marrëdhënieve është e ndritshme edhe në të ardhmen. "Ndihma e Turqisë dhënë institucioneve të Kosovës nuk ka munguar aspak, sidomos në rindërtimin e pasurisë së tyre kulturore, që në këtë mënyrë të rindërtojmë lidhjet shekullore, kulturore dhe fetare me popullin dhe shtetin modern të Turqisë së sotme. Ju keni ndihmuar të themelohet një vatër edhe më e begatë e diturisë dhe njohurive për fenë islame, dhe një vatër në të cilën do të mund të fuqizohen edhe më tutje vlerat etike dhe morale të qytetarëve të Janjevës", tha ministri Agani.

Drejtori i TIKA-s për Ballkanin dhe Evropën Juglindore, Mahmut Çevik, tha se TIKA, që nga viti 2004 që gjendet në Kosovë, ka një bashkëpunim shumë të mirë me institucionet e qeverisë së Kosovës dhe BIK-un, si dhe ka zhvilluar qindra aktivitete e projekte, e rreth 50 sosh janë për trashëgiminë kulturore, kurse 240 janë projekte të infrastrukturës dhe shëndetësisë. Ne sot e restauruam xhaminë e gjashtë, sipas radhës", tha Çevik.

Në fjalën e tij kryetari i Lipjanit, Imri Ahmeti, ndër të tjera tha: "Sot po ia dhurojmë një objekt shumë të bukur infrastrukturës së Janjevës, dhe se ky investim e prezantim i qeverisë turke këtu është dëshmia më e mirë dhe konfirmimi i marrëdhënieve dhe raporteve vëllazërore mes shtetit të Turqisë dhe Kosovës. Në fund duanë e bëri Myftiu i Republikës, Mr. Naim ef. Tërnava. *(R. S)*

### Myftiu Tërnava priti ministrin e Diasporës, Valon Muratin

Më 27 prill 2016, Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti ministrin e Diasporës, Valon Muratin. Nga ana e tij myftiu Tërnava njoftoi ministrin Murati për aktivitetet që zhvillon BIK-u në vend, e sidomos në diasporë, dhe potencoi se BIK-u ka një bashkëpunim shumë të mirë me qendrat islame shqiptare që gjenden nëpër Evropë e botë, dhe që bëjnë organizimin e jetës fetare dhe që janë edhe bartëse të çështjes kombëtare.

Në këtë takim u bisedua edhe rreth organizimit të diasporës, raportet e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës me diasporën shqiptare në Evropë, dhe mundësinë e bashkëpunimit me Ministrinë e Diasporës.



*Myftiu në takim me ministrin Murati*

Tërnava po ashtu tha se diaspora është kultivuese dhe ruajtëse e identiteti tonë kombëtar e fetar. "Ne si Bashkësi Islame do t'ju mbështesim dhe do të jemi vazhdimisht në shërbim të diasporës sonë, dhe për këtë qëllim edhe kemi krijuar Departamentin për Diasporë", tha ndër të tjera myftiu Tërnava.

Nga ana e tij, ministri Valon Murati falënderoi myftiun Tërnava për pritjen, dhe shprehu gatishmërinë e plotë që së bashku me BIK-un të ecë përpara në shërbim të mërgatës sonë në Evropë dhe botë.

### Ambasadori hungarez, Lászlo Márkusz falënderon Myftiun e Kosovës Naim ef. Tërnava

Ambasadori i Hungarisë në Prishtinë, Dr. Lászlo Márkusz, me anë të një letre dërguar Myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, këtë të fundit e ka falënderuar dhe i ka shprehur mirënjohjen për përkrahjen gjatë vizitës së para disa ditëve në Kosovë të z.



*Nënkryetari i Parlamentit të Hungarisë gjatë vizitës në xhaminë "Jashar Pasha" në Prishtinë*

István Jakab-nënkryetar i Parlamentit të Hungarisë.

Në këtë vizitë ata shëtitën nëpër monumente historike dhe kulturore; tri xhami në pjesën e vjetër të Prishtinës, ndërsa me pamjet në xhaminë e renovuar të Jashar Pashait vërtet të gjithë mbetën jashtëzakonisht të impresionuar. Në letër po ashtu ambasadori Márkusz ka njoftuar myftiun Tërnava se Prof. Balázs Dèri, profesor në Universitetin ELTE në Budapest, do të vijë në Kosovë, për të dhënë një ligjëratë me titull "Procesi i pranimit shtetëror të Islamit në Hungari", e që do të mbahet më 12 maj, në orën 18:00, në Hotel Sirius. Në fund të letrës ambasadori Márkusz edhe njëherë vlerësoi kontributin e myftiut Tërnava, dhe tha se shpreson në bashkëpunim edhe në të ardhmen. *(R.S)*

### Myftiu Tërnava priti një delegacion nga Partia Liberale Egjiptiane

Më 6 prill, myftiu Naim ef. Tërnava priti në takim një delegacion të komunitetit egjiptian, në krye me z.Veton Berishën-kryetar i Partisë Liberale Egjiptiane (PLE), dhe njëherit deputet i Kuvendit të Republikës së Kosovës, të shoqëruar nga Mustafë Myrtaj-zv/ministër në Ministrinë për Administratë Publike (MAP), Bashkim Krasniqi - kryetar i Partisë Liberale Egjiptiane, dega në Fushë Kosovë, dhe Salih Berisha - këshilltar i zv/ministrit Mustafë Myrtaj dhe anëtar i Kryesisë së PLE-së.

Qëllimi i takimit ishte thellimi i bashkëpunimit dhe koordinimi i veprimeve dhe mbështetja e ndërsjellë në mes të institucioneve të BIK-ut, përkatësisht shoqatës humanitare "Bereqeti" dhe komunitetit egjiptian të Kosovës. Myftiu Tërnava theksoi se BIK-u, me institucionet e veta, vazhdimisht kanë qenë dhe do të jenë në shërbim të popullatës edhe nëpërmjet shoqatës humanitare "Bereqeti", dhe për këtë dëshmon fakti i ndihmës së vazhdueshme te familjet nevojtare në Kosovë dhe jashtë saj. *(R.S)*



*Myftiu në takim me delegacionin nga Partia Liberale Egjiptiane*

### Myftiu Tërnava merr pjesë në promovimi e librave të hoxhës Iljas ef. Rrahmani

Më 7 prill, Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, mori pjesë në promovimin e dy librave të hoxhës së respektuar, mulla Iljas ef. Rrahmani, me titull "77 degët e imanit" dhe "Nën hijen e diturisë". Ky organizim u mbajt në sallën e konferencave të Fakultetit të Studimeve Islame.

Fillimisht të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua dekani i Fakultetit të Studimeve Islame, Prof. Dr. Fahrush Rexhepi, i cili përveç tjerash tha se "ajo që e ngrit në piedestal punën dhe kontributin e mulla Iliaz




*Myftiu gjatë fjalimit të tij me rastin e promovimit*

ef. Rrahmanit është botimi i dy librave të tij, të cilët sot edhe po i promovojmë." "Në librin me titull "Nën hijen e diturisë" mulla Iljaz ef. Rrahmani me mjeshtëri të madhe dhe me stil të lartë poetik ka shkruar disa poezi me përmbajtje fetare, e që kanë të bëjnë kryesisht me besimin në Zotin e vërtetë, me kushtet e besimit, me dhuntitë që Zoti i jep njeriut, si dhe disa me karakter kombëtar, si poezia për himnin e flamurit dhe poezia për luftën në Kosovë dhe përjetimet gjatë saj. Po ashtu dua të theksoj se kontributi i hoxhës Mulla Iliaz ef. Rrahmanit, në arsimimin fetar të shumë gjeneratave të reja, dhe veprimtaria fetare, kombëtare e politike e shumë hoxhallarëve të tjerë, pastaj edhe kontributi i tyre në kulturën islame dhe në zhvillimin dhe përhapjen e arsimit shqip në masën e popullit, veçmas gjatë shek. 20, janë të pakontestueshme dhe jetike për popullin tonë.", tha ndër të tjera dekani Rexhepi.

Ndërsa, në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, foli rreth librave të hoxhës, duke potencuar katër veçori të mulla Iljas ef. Rrahmanit: mençurinë, urtësinë, bujarinë, dhe punën e vazhdueshme. "Mulla Iljazi në veprat e tij e




*Myftiu Tërnava i dhuron mirënjohjen mulla Iljaz ef. Rrahmanit*

bën një interpretim të drejtë dhe të thellë e parimor të Islamit, përkundër kushteve që mbizotëronin në atë kohë. Këto libra janë të shtjelluar me një precizitet, dije, dhe guxim, që në vete ngërthen dijen dhe njohuritë e shumta që i ka mulla Iljazi. Çdo temë e shtjelluar është e argumentuar me ajet dhe hadith, e duke i komentuar dhe dhënë mendimin e tij në lidhje me këto trajtesa hoxha jonë binomin fe e atdhe nuk e ndanë asnjëherë", tha myftiu Naim ef. Tërnava

Myftiu Tërnava përmes vargjeve të poezisë së shkruar nga vetë autori e përshkruan bindjen e hoxhës Iljaz ef. Rrahmani: "Kemi bërë shkollë e dituri, që s'mund të jetojmë më në robëri, mbi këtë flamur Perëndia, Ai vetë me dorë të vet e ka shkrue, për shqiptar do të jetë Shqipëria, kush e prek ai qoftë mallkue!"

Panelistët e këtij promovimi ishin Prof. Ahmet Sadriu dhe Prof. As. Dr. Lulzim Esati.

Prof. Ahmet ef. Sadriu nënvizoi se, kur flasim për hoxhën e nderuar, "duhet theksuar që në fillim se kemi të bëjmë me një figurë shumdimensionale, një personalitet të cilit Krijuesi i gjithësisë i dha begatinë për t'i shërbyer fesë dhe vatanit."

Kurse Prof. As. Dr. Lulzim Esati foli për librin "77 degët e imanit", duke theksuar se janë të pajisura me poezi autoriale të hoxhës Iljaz ef. Rrahmani. Veçori e këtyre librave është fakti se nuk dihet data e fillimit të tyre, por pretendohet se diku rreth 40-50 vjet më parë kanë filluar të shkruhen. Ato janë shkruar në gjuhën shqipe, duke përdorur alfabetin arab dhe persian.

Në fund autori i këtyre dy librave përshëndeti tubimin, dhe tha që ndihet mirënjohës dhe falënderues për të gjithë ata që u bënë shkaktarë të këtij promovimi, për çka e luti Zotin që t'i shpërblejë me Xhenet. Ai gjithashtu i porositi të rinjtë që të ndihmojnë vazhdimisht për fenë dhe atdheun.

Në fund të këtij promovimi, hoxhës së nderuar iu dha në mirënjohje për kontributin e dhënë, dhe u vlerësua se veprat e tij janë thesar fetar dhe kombëtar. *(R.S)*

**Sabri ef. Bajgora merr pjesë në konferencën shkencore "Deçani gjatë viteve 1990-1999"**

Më 22.04.2016, nën organizimin e Lidhjes së Historianëve të Kosovës "Ali Hadri", dega në Deçan, në sallën e Kuvendit Komunal të Deçanit solemnisht u hapën punimet e Konferencës Shkencore "Deçani gjatë viteve 1990-1999", - e para e këtij lloji në këtë komunë, e cila iu kushtua njërës prej periudhave më të lavdishme të

historisë sonë mbarëshqiptare.

Në këtë konferencë, në mesin e shumë historianëve, akademikëve dhe studiuesve nga Kosova dhe Shqipëria, me kumtesë u paraqit edhe kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili njëkohësisht ishte edhe pjesë e Kryesisë së Punës gjatë seancës së dytë të kësaj Konference.

Kryeimami Bajgora, me kumtesën e tij me titull: "Shkatërrimi i xhamive në Komunën e Deçanit gjatë luftës çlirimtare 1998-1999", u përqendrua në gjenocidin serb mbi trashëgiminë kulturore e shpirtërore të besimit islam në komunën e Deçanit gjatë një dekade, me theks të veçantë gjatë viteve 1998-1999.

Gjatë fjalës së tij, ndër të tjera, kryeimami Bajgora u shpreh: "Agresioni policor dhe ushtarak serb gjatë viteve '98-'99, nuk rrezikoi vetëm jetën e mbi dy milionë shqiptarëve, por synoi edhe djegien, rrënimin dhe shkatërrimin e një numri të madh të objekteve kulturore e fetare. Djegia dhe shkatërrimi i objekteve të arkitekturës islame nga ana e serbëve ishte vazhdimësi e veprimeve të mëhershme të kulturo-gjenocidit serb ndaj pjesëtarëve të besimit islam në Ballkan, ashtu siç kemi të bëjmë me kanunin e Vasojeviçit, të shekullit të XIX, ku inkurajohet dhe legalizohet rrënimi i të gjitha objekteve të kulturës islame…"

Bajgora më tej vazhdoni duke thënë se: "...lidhur me shkatërrimin masiv të objekteve të trashëgimisë islame Bashkësia Islame e Kosovës, qysh në vitin 1999, ka identifikuar dhe fotografuar të gjitha objektet e shkatërruara, të djegura apo të demoluara të provincës fetare islame, përkatësisht 218 sosh …"

Kryeimami Bajgora përmendi me radhë të gjitha xhamitë e demoluara dhe të shkatërruara gjatë luftës së fundit në Deçan, duke filluar me xhaminë e Deçanit, pastaj atë të Irzniqit, Carrabregut, Prilepit, Isniqit, Strellcit të Epërm dhe të Poshtëm, Lëbushës, Pobërgjes, Junikut, dhe së fundmi edhe xhaminë e Çokut në Junik, si një ndër xhamitë më të vjetra në rrafshin e Dukagjinit. Ai kërkoi dhe shpresoi që qeveria jonë të jetë më aktive në plasimin e fakteve të dëshmuara para opinionit botëror të këtyre veprimeve të shëmtuara të serbëve, jo për shkak të ndjenjës së hakmarrjes por që të mbesin dëshmi për breznitë që vijnë, që e kaluara e hidhur kurrë të mos harrohet e as të përsëritet. *(Fatmir Iljazi)*

**Kryeimami Bajgora në takim me kryeimamët e komunave**

Në takimet e rregullta që kryeimami i BIK-ut, Sabri ef. Bajgora zhvilloi me kryeimamët e Këshillave të Bashkësisë Islame u diskutuan çështje me rëndësi, që lidhen ngushtë me zhvillimin dhe përtëritjen e jetës fetare në territorin e Republikës së Kosovës. Ky takim u mbajt më 21.4.2016 i pari për këtë vit, dhe përfshin raportimin për periudhën tremujore janar-mars 2016.

Kryeimami Bajgora para vartësve të tij raportoi për zhvillimin e veprimtarisë dhe jetës fetare, dhe realizimin e aktiviteteve fetare-arsimore nga ana e Kryesisë së BIK-ut, gjatë tremujorit të parë në tërë territorin e Republikës së Kosovës.

Një pikë tjetër me rëndësi që pati një fokus të veçantë ishte edhe diskutimi rreth përgatitjeve për muajin e shenjtë Ramazan, në mënyrë që imamët të jenë sa më të përgatitur para xhematit me aktivitete të ndryshme, e që zgjojnë interes jo vetëm tek ata por edhe te masa e gjerë e popullit.

Diskutimet tejet konstruktive nga të gjithë të pranishmit e pasuruan edhe më tepër dhe i dhanë hijeshi këtyre takimeve. *(Fatmir Iljazi)*



*Kryeimami Bajgora gjatë fjalës së tij në konferencën shkencore*



*Takimi me kryeimamët e KBI-ve të Kosovës*

### Sabri ef. Bajgora ligjëron në xhaminë e fshatit Isniq

Në vazhdën e vizitave dhe mbajtjes së ligjëratave të përjavshme për ditën e xhuma nga kryeimami Bajgora nëpër Kosovë, radha i erdhi xhamisë së fshatit Isniq në komunën e Deçanit.

Prandaj, më 22 prill 2016, kryeimamit iu rezervua një pritje madhështore dhe e veçantë nga banorët e fshatit Isniq, të cilët ia rikujtuan atij se rrënjët familjare dhe gjeneza e tij lidhet pikërisht me këtë fshat.

Gjatë ligjëratës së tij, kryeimami Bajgora ritheksoi se qëllimi kryesor i fesë islame është që ne të adhurojmë Allahun Fuqiplotë në mënyrën e drejtë, ashtu siç Ai na ka porositur me fjalët e Tij, dhe në të njëjtën kohë, duke pasur parasysh krijimin tonë në mesin e shoqërisë dhe jo si krijesa të izoluara, të kultivojmë respektin e ndërsjellë, dashurinë vëllazërore dhe gatishmërinë për të ndihmuar dhe plotësuar tjetrin çdoherë që e kërkon nevoja. "Të gjithë besimtarët, ashtu siç i përshkruan Kurani, pavarësisht nacionalitetit të tyre, janë vëllezër. Përgjegjësia jonë para krijuesit tonë, ardhja jonë në këtë botë etj.", tha kryeimami Bajgora. Sipas tij, ne kemi obligime ndaj Krijuesit, ndaj vetvetes, ndaj familjes dhe ndaj shoqërisë përreth nesh. "Sot, fatkeqësisht myslimanët po vuajnë pasojat për shkak të disa veprimeve të pakontrolluara të disave që thirren në emër të fesë. T'i përmbahemi urdhrit të parë që Allahu ia zbriti Pejgamberit tonë, pra të lexojmë, të mësojmë e të studiojmë! Sepse sot është koha e dijes, e jo e shpatave. Të nisemi nga vetja jonë, t'i edukojmë familjet tona, fëmijët dhe pasardhësit, që jeta jonë të ketë një domethënie, të ketë një qëllim. Le të jenë këto xhami, këto shtëpi të Zotit, vende të ndriçimit të fytyrave, zemrave dhe shpirtrave tanë!", tha kryeimami Bajgora.

Në vazhdim kryeimami Bajgora, i shoqëruar nga ndihmësi i tij, Fatmir ef. Iljazi, vizituan dhe inspektuan edhe punimet në vazhdim në objektin e kutubhanes, në xhaminë e Hadumit në Gjakovë, dhe objektin e ish Medresesë së Vogël në Gjakovë. *(Fatmir Iljazi)*

### Mbahet trajnim financiar i kontabilitetit dhe financave me arkëtarët e KBI-ve dhe institucionet e BIK-ut

Në kuadër të modernizimit të administratës së BIK-ut, Drejtoria e Financave, e udhëhequr nga Kasim ef. Gërguri, më 19 prill 2016 ka mbajtur trajnimin financiar të kontabilitetit dhe financave me arkëtarët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të saj, me temën "Mbajtja e kontabilitetit dhe financave përmes programit".

Ky trajnim vjen si rezultat i vendimit të Kryesisë së BIK-ut, e cila në mbledhjen e mbajtur më 17.3.2016 mori vendim për ridizajnimin e programit financiar për Kryesinë e BIK-ut, duke përfshirë edhe Këshillat e BIK-ut dhe institucionet e saj.

Drejtori financiar në Kryesinë e BIK-ut, Kasim ef. Gërguri, ka hartuar programin financiar me plotësime dhe ndryshime me programuesit e licensuar dhe konsulentët e fushës së kontabilitetit dhe financave.

Në trajnim morën pjesë arkëtarët e Këshillave të BIK-ut, FSI-së, Medresesë së Mesme "Alauddin", me paralelet e saja, Konvikti i vajzave, kurse trajnimin e udhëhoqi drejtori Financiar në Kryesinë e BIK-ut, Kasim ef. Gërguri, bashkë me konsulentët profesionalë të fushës së kontabilitetit dhe financave.

Pas trajnimit gjithë pjesëmarrësve në këtë trajnim njëditorë iu dha nga një USB me program të licensuar, për t'i instaluar në institucionet ku ata veprojnë. *(R. S)*



*Kryeimami Bajgora me xhematin e xhamisë së Isniqit*



*Nga trajnimi i kontabilitetit dhe financave*

### Dekani i FSI-së mori pjesë në një konferencë në Aman të Jordanisë

Më 19-22 prill 2016, në kryeqytetin e Jordanisë, në Aman, u mbajt konferenca ndërkombëtare me temë "Kontributi i Jordanisë në ruajtjen e trashëgimisë kulturore islame". Konferenca u organizua nga Universiteti Al al-Bayt dhe Universiteti Publik i Jordanisë, ku me kumtesat e tyre morën pjesë studiues nga bota arabe islame si dhe nga Jordania, Libani, Iraku, Arabia Saudite, Tunizia, Algjeria, Maroku dhe vendet tjera islame.

Në këtë konferencë mori pjesë edhe delegacioni i FSI-së, i udhëhequr nga dekani Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi dhe Prof. Mahmud Arnauti.

Në këtë konferencë me tema të ndryshme morën pjesë afër 50 studiues. Në ditën e dytë të konferencës dekanin i FSI-së, - Fahrush Rexhepi, u paraqit me kumtesën e tij për trashëgiminë kulturore islame në Kosovë. Ai, përveç që foli për objektet sakrale të trashëgimisë kulturore islame në Kosovë, foli edhe për librat e vjetër në gjuhën arabe dhe për dorëshkrimet në gjuhën osmane, e që gjenden nëpër biblioteka dhe vende tjera të ndryshme në Kosovë. Dekani Rexhepi bëri një shpjegim të shkurtër rreth temës së përhapjes së kulturës islame ndër shqiptarë gjatë periudhës së Perandorisë Osmane dhe marrëdhënieve kulturore dhe historike të shqiptarëve me botën arabe-islame, si dhe kontributin e shqiptarëve në botën arabe, sidomos në rrafshin ushtarak, politik, gjuhësor, dhe në fusha të ndryshme të shkencave islame. Në konferencë me një temë për dijetarët islamë, njohjen me ta dhe kontributin e tyre në shkencat e hadithit, veçmas kontributin e Shejh Shuajb Arnautit dhe Abdulkader Arnautit, u paraqit edhe profesori Mahmud Arnauti.

Gjatë kësaj vizite Prof. Rexhepi pati edhe një takim të rëndësishëm me rektorin e Universitetit Al al-Bayt, Prof. Dr. Dia Eddin Arafa, me ç'rast u shkëmbyen edhe biseda për bashkëpunim konkret mes dy palëve në rrafshin akademik-shkencor, konform marrëveshjes së nënshkruar mes dy institucioneve muaj më parë. *(Fahrush Rexhepi)*

### Dekani Rexhepi priti dekanin e Fakultetit të Shkencave Islame nga Shkupi

Më 12.04.2016, Fakultetin e Studimeve Islame e vizitoi dekani i Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup, Prof. As. Dr. Faredin Ebibi, së bashku me Dr. Shinazi Memedi-ligjërues dhe Mr. Argëtim Salihu-sekretari i Fakultetit. Mysafirët i priti dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë.

Dekani i FSI-së fillimisht shprehu mirëseardhje për mysafirët, e pastaj i njoftoi me aktivitetet e menaxhmentit të Fakultetit dhe sfidat me të cilat është ballafaquar FSI, në veçanti me rastin e akreditimit dhe ri-akreditimit të programeve. Edhe dekani i FSHI-së nga ana e tij shprehu falënderimet e tij për mikpritjen.

Në vazhdim dekanët biseduan rreth mënyrës së intensifikimit të bashkëpunimit ndërmjet dy institucioneve në fushën akademike, siç janë çështja e plan-programeve, stafit akademik dhe çështjet tjera që kanë të bëjnë me këtë fushë. U bisedua edhe për mundësinë e organizimit të një konference të përbashkët shkencore mes dy institucioneve, lidhur me çështjen e unifikimit të disa tematikave fetare, te shqiptarët në veçanti.

Në fund të takimit të dy dekanët u pajtuan për vazhdimin dhe intensifikimin edhe më tej të bashkëpunimit ndërmjet dy institucioneve akademike-shkencore. *(Vedat Shabani)*



*Dekani i FSI-së z. Rexhepi në konferencën në Jordani*



*Delegacioni i FSHI në Shkup gjatë vizitës së FSI-së në Prishtinë*

### Dua hatmeje në Xhaminë e Madhe në Ferizaj

Më 12 prill myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, mori pjesë në duanë e hatmes së 20 nxënësve, që mësuan në Xhaminë e Madhe në Ferizaj. Imami i kësaj xhamie, Adem ef. Hoxha, u dëshiroi mirëseardhje myftiut Tërnava dhe stafit të tij, duke theksuar se deri më sot kjo xhami asnjëherë nuk ka pushuar së mbajturi mësim-leximin e Kuranit.

Nga ana e tij myftiu Naim ef. Tërnava çmoi lart kontributin e imamit Adem Hoxha, dhe uroi nxënësit për këtë sukses që po kurorëzohet me duanë e hatmes.

“Ombrella e myslimanit është dija, arsimimi, dhe



*Duaja e hatmes në Xhaminë e Madhe në Ferizaj*

u kundërta e kësaj është injoranca e padija. Këto janë gjëra që myslimani nuk guxon t’i pranojë si të vetat, sepse nuk janë të tijat, dhe janë në kundërshtim me vetë Kuranin, porosinë e Allahut dhe të Muhamedit a.s. Të lexojmë e të mësojmë është urdhër i Zotit, dhe po ashtu të thërrasim në fe me urtësi në rrugën e Tij. Ne nga kjo xhami gjithherë kemi pasur nxënës shumë të mirë, që kanë dalë nga dora e këtij imami dhe kanë qenë të dalluar në mesin e moshatarëve të tyre. Andaj edhe këta nxënës që sot janë para nesh këtu, me një angazhim edhe më të madh sigurisht se do të arrijnë të jenë shembull për të mirë. Sepse Muhamedi a.s. thotë: “Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe atë ua mëson të tjerëve.” Pra këtë Kuran ta mishërojmë në shpirtrat tanë, familjet tona, dhe atë ta kemi motiv jete! Derisa veprat e Muhamedit a.s. të jenë shembull që duhet ndjekur, atëherë punët i kemi në rregull”, tha ndër të tjera myftiu Naim ef. Tërnava.

Ai në vazhdim i uroi të gjithë nxënësit për këtë arritje, duke lutur Zotin që rahmeti dhe mëshira e Tij të zbresë mbi gjithë ne, e posaçërisht mbi këta nxënës, që ndoshta do të jenë edhe nxënës të Medresesë dhe Fakultetit të Studimeve Islame, dhe do ta japin kontributin e tyre për fe dhe vatan.

Kryetari i KBI të Ferizaj, Bujar ef. Hasani, nga ana e tij, duke çmuar kontributin e imamit Adem ef. Hoxha dhe zëvendësit të tij, Mustafë ef. Ahmeti, tha se nuk ka gjë më të çmuar se edukimi. “Kemi nevojë t’jua rikujtojmë qytetarëve tanë, sidomos qytetarëve të rinj, se në trevat tona xhamia është ajo që ka kryer funksionin e edukimit edhe në ruajtjen e identitetit kombëtar dhe, me ndihmën e Zotit, këtë funksion edhe sot e gjithë ditën, e deri në Kiamet, do të vazhdojë ta kryejë. Është për t’u falënderuar myftiu Tërnava që gjen kohë nga koha e tij e çmuar për ta mbështetur e promovuar këtë funksion të xhamisë, pra prezenca e shkëlqesisë së tij është argument i gjallë dhe garanci për sa thamë më herët. Këtyre nxënësve Kuranin Zoti ua bëftë pranverë zemre, leximin e tij ushqim shpirti e kuptimet e tij ndriçim mendjeje, u bëfshin si mulla Vesel Guta e Hafëz Ymeri e hoxhallarët e tjerë të nderuar”, shtoi ai. KBI në Ferizaj ndau mirënjohje për imamin Adem ef. Hoxha dhe zëvendësin e imamit, mualimin Mustafë ef. Ahmeti për punën e tyre me nxënës, kurse nxënësit që bënë hatme u pajisën me certifikata.

Nxënësit që bënë hatme janë: Aid Bajraktari (2002), Albin Kurtishi (2001), Arian Haliti (1994), Blend Miftari (2002), Donjeta Pajaziti (2001), Dhurata Miftari (2001), Edina Topojani (1999), Elmi Haliti (2002), Florent Fetahu (1997), Miraxh Islami (2002), Xheneta Nazifi (2002), Valton Dauti (2001), Zgjim Haxhiu ( 1998), Merita Avdyli (1998), Deniza Burrniku (1999), Anita Vladi (1999), Liridon Kllokoqi (1981), Mërgim Ramadani ( (1991), Hyzri Hasani (1947) dhe Sulltan Rexha. Në fund duanë e hatmes e bëri myftiu Naim ef. Tërnava. *(R.S).*

### Dua hatmeje në fshatin Bob të Kaçanikut

Fadil ef. Sopa, imam i xhamisë, pasi i përshëndeti të pranishmit dhe falënderoi ata për pjesëmarrje në këtë ngjarje, ndër të tjera tha: "Ndiehem krenar dhe i privilegjuar që me praninë e tij më nderoi edhe kryeimami Sabri ef. Bajgora me bashkëpunëtorë, që bashkërisht ta kurorëzojmë punën dhe angazhimin tim me këta nxënës, që sot janë ulur dhe renditur para jush". Ai pasqyroi sipërfaqësisht edhe mënyrën e punës së tij me nxënës, dhe më e veçanta e asaj që tha ishte se grupi i nxënësve të tij përbëhej nga grupmosha të ndryshme, që varionin nga mosha 11 vjeçare, e deri te ajo 64 vjeçare.

Kjo larushi e moshave të nxënësve të bënte të kuptosh se vullneti, guximi dhe forca për të përmirësuar veten dhe për të ecur përpara kërkon punë, durim dhe vendosmëri. Ky varietet vërtet ia shtonte hijeshinë dhe madhështinë këtij tubimi.

Në fjalën e tij, Florim ef. Neziraj - kryetar i Këshillit të BI në Kaçanik, falënderoi kryeimamin Bajgora për pjesëmarrje, shoqëruesit e tij: Fatmir ef. Iljazin dhe Rexhep ef. Lumën, si dhe kryetarin e Këshillit të BI në Han të Elezit, Musa ef. Vilën, dhe ndër të tjera tha: "Sot vërtet ndihem krenar që jam në mesin tuaj, e njëkohësisht e përgëzoj jo vetëm imamin e xhamisë Fadil. Ef. Sopën për kontributin, mundin dhe angazhimin e tij të palodhshëm në edukimin e brezave të rinj, por edhe nxënësit e tij, që me punë dhe durim arritën që sot ta përfundojnë hatmen e Kuranit, përfundoi fjalën e tij kryetari Neziraj.

Si i ftuar i veçantë i këtij tubimi, kryeimami i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, përcolli te të pranishmit përshëndetjet e myftiut Tërnava, dhe të gjithë kolegëve të tij, dhe në fjalën e tij, veç tjerash, tha: "Duhet ta ndiejmë veten të lumtur dhe krenarë në mesin e këtyre nxënësve, që sot po e përfundojnë leximin e fjalës së ndritur të Allahut. Të kësaj fjale të shenjtë e cila zë vend dhe prehet në mendjet, zemrat dhe shpirtrat tanë. Për madhështinë e fjalës së Allahut dhe shpërblimet që u takojnë atyre që e mësojnë dhe punojnë me të flasin shumë versete kuranore dhe porosi profetike të Muhamedit a.s. Le të vazhdojmë, ju dhe ne, që t'i edukojmë familjet dhe fëmijët tanë me edukatën islame, me fjalën e të Madhit Zot, derisa ata ta shijojnë ëmbëlsinë e vërtetë të fesë sonë të pastër – Islamit, që edhe ata ta kultivojnë atë te gjeneratat që vijnë pas tyre, ashtu siç ka zbritur - Islam i pastër që kultivon paqe, respekt dhe dashuri ndaj Zotit dhe ndaj çdo krijese të Tij. Urime dhe suksese!", tha kryemami Sabri ef. Bajgora.



*Duaja e hatmes në Bob të Kaçanikut*

Përveç certifikatave që u shpërndanë për nxënësit e kësaj xhamie, duasë së hatmes që e lexoi imami Ali ef. Shehu, dhe pjesëve të Kuranit që u lexuan nga nxënësit dhe imamët Bujar ef. Dervishi dhe Menduh ef. Rexha, nikoqiri kishte përgatitur edhe një koktej rasti për të gjithë të pranishmit. *(F.Iljazi)*

### Dua hatmeje në Bresanë të Opojës

Në një atmosferë festive, në prezencën e xhematit të xhamisë Kukli-Beu nga Bresana, Kulibegu dhe fshatrat përreth, u përmbyll leximi i Kuranit nga 55 nxënës. Nxënësit ishin nga tre fshatrat e Opojës: Bresana, Zymi dhe Kuklibegu. Imami dhe mualimi i kësaj xhamie, Xhevat ef. Fetahi, me punën dhe angazhimin e tij sistematik që nga viti 2007 deri në vitin 2016, ka arritur që të punojë me 21 grupe në mësim-besim dhe lexim të Kuranit. Brenda këtyre nëntë viteve hatme kanë bërë 587 nxënës.

Ceremoninë e duasë së hatmes e shpalli të hapur Xhevat ef. Fetahi, i cili përshëndeti të pranishmit, e pastaj secili nga nxënësit recituan nga një pjesë të shkurtër nga ajetet kuranore, dhe herë pas here u kënduan disa ilahi nga grupi i vajzave dhe djemve të këtij mejtepi.

Pas recitimit të ajeteve kuranore dhe këndimit të ilahive fjalën e mori sekretari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Sharrit, respektivisht Dragashit, Nail ef. Halimi, i cili përshëndeti të pranishmit në emër të kryetarit të këtij Këshilli, Admir ef. Balje, i cili për shkaqe personale nuk arriti të merrte pjesë. Më pas fjala iu dha përfaqësuesit të Kryesisë së BIK-ut, Fitim ef. Flugajt, i cili pas falënderimeve për Allahun dhe përshëndetjeve për Muhamedin a.s., në emër të myftiut Naim ef. Tërnava dhe kryeimamit Sabri ef. Bajgora, si dhe gjithë stafit të Kryesisë së BIK-ut, përshëndeti dhe përcolli selamet për të gjithë të pranishmit, duke filluar nga imami e deri te nxënësit dhe xhemati. Përfaqësuesi i Kryesisë së BIK-ut në fjalën e tij çmoi lart punën fisnike të imamit dhe zellin e përpjekjet e tij, si dhe interesimin e fëmijëve dhe prindërve, duke i inkurajuar për shpërblimet që do të kenë te Madhëriploti, Allahu, nëse kjo traditë mbi gjashtëshekullore nuk ndalet. Në fund të ceremonisë u ndanë certifikata për 55 nxënësit, të cilat i kishte përgatitur Këshilli i BIK-ut në Sharr, si dhe nga një kopje e përkthimit me komentim të Kuranit në gjuhën shqipe, nga Sherif ef. Ahmeti, dhe nga një libër i autorit Sami Frashëri, që flet heronjtë e përhapjes së fesë islame. Fare në fund, kryeimami i Këshillit të Sharrit, Xhafer Ef. Fejziu, e bëri duanë e hatmes. Nxënësit që arritën të bëjnë hatme janë: Aldin Bedri Ajupi-Zym, Amela Mexhait Qerimi-Bresanë, Amina Ruhit Abdurrahmani-Kuklibeg, Anela Milaim Ramadani- Bresanë, Anesa Bedri Ajupi-Zym, Anita Xhamirin Llutfiu-Bresanë, Asaf Vajdin Abdurrahmani- Kuklibeg, Efnan Xhudi Rexhepi-Bresanë, Eljesa Ismail Ahmeti-Bresanë, Elvir Mesud Gafurri- Kuklibeg, Ensar Sedat Gafurri-Kuklibeg, Fatime Iftiman Izeti-Kuklibeg, Hamdi Halil Neshati- Kuklibeg, Idajet Zenel Halimi-Kuklibeg, Lejla Ismail Ibrahimi-Bresanë, Mirsad Sejdi Neshati- Kuklibeg, Muela Ajni Qerimi-Bresanë, Nasuf Xhylbehar Abdurrahmani-Kuklibeg, Saberxhane Fesal Abdurrahmani-Kuklibeg, Seid Fejsal Rysheni-Kuklibeg, Selvishahe Bedri Ajupi-Zym, Semina Afrim Asllani-Bresanë, Semine Flamur Muharremi-Kuklibeg, Semra Behar Salihu-Bresanë, Suel Arben Ahmeti-Bresanë, Xhemali Fejsal Rysheni-Kuklibeg. Ky ishte grupi i tretë dhe i katërt, si dhe hatmeja e parë për ta. Ndërsa grupin e pestë dhe hatmen e dytë dhe të tretë e përbënin nxënësit: Shkurte Shefkat Shaipi-Bresanë, Almire Fesal Shaqiri-Bresanë, Blerjona Bashkim Hajredini-Bresanë, Elhame Emri Beqiri-Bresanë, Mifarete Isuf Rexhepi-Bresanë, Semine Hadi Rexhepi-Bresanë, Shkurta Adli Aliu-Bresanë, Shkurta Ahmet Maliqi-Bresanë, Adis Xhafer Tosuni-Bresanë, Ajsha Bashkim Hajredini-Bresanë, Anida Masar Ajeti-Kuklibeg, Ardiana Erenis Sinani-Bresanë, Bekim Xhemi Beluli-Kuklibeg, Besiana Bashkim Hajredini-Bresanë, Driton Vehbi Nazifi-Kuklibeg, Edin Mahir Nazifi-Kuklibeg, Edita Bekim Kasami-Bresanë, Eduart Reshit Maliqi-Kuklibeg, Edvin Ymret Kamberi-Bresanë, Eljesa Sherif Ramadani-Bresanë, Elmira Parim Hajredini-Bresanë, Elsan Samir Mehmeti-Bresanë, Esra Besir Mehmeti-Bresanë, Gresa Faruk Ymeti-Kuklibeg, Hatixhe Ymer Shaqiri-Bresanë, Hyrije Qerim Salihu-Bresanë, Sumeja Milaim Tosuni-Bresanë, Xhemile Tanzer Ramadani-Kuklibeg dhe Xhihane Zyrjet Jakupi-Bresanë. Suksese! *(F. Flugaj)*



***Duaja e hatmes në Bresanë të Opojës***

### Kryetari i Diyanet-it të Turqisë, Mehmet Gormez: "Terrori nuk ka lidhje me Islamin"

"Terrorizmi është në kundërshtim me mesazhin universal të paqes që promovon Islami", ka thënë udhëheqësi për çështjet fetare të Turqisë, Mehmet Gormez-kryetar i Dijanet-it dhe autoriteti më i lartë fetar i Turqisë. Ai ka shtuar se të gjithë e dimë se autorët e sulmeve terroriste në Paris, Bruksel, Ankara dhe Stamboll nuk kanë të bëjnë asgjë me Islamin, që solli paqe dhe mëshirë për njerëzimin, ose me Muhamedin, pejgamberin e mëshirës, apo me Kuranin. Duke folur në një ngjarje në Strasburg, Francë, duke përkujtuar javën e lindjes së pejgamberit Muhamed a.s., Mehmet Gormez tha se myslimanët nuk duhet të vuajnë për



shkak të dhunës së kryer nga terroristët. "Mos rrini me kokën ulur për shkak të krimeve të kryera nga rrjetet vrasëse, të cilat nuk kanë të bëjnë asgjë me Islamin apo pejgamberin tonë, Muhamedin a.s.", tha ai. Rreth 8.000 persona nga e gjithë Evropa ndoqën këtë ngjarje, duke përfshirë edhe Konsullin e Përgjithshëm të Turqisë, Ozgur Cinar, Ahmet Ogras-nënkryetar i Këshillit Francez të Besimit Mysliman, si dhe përfaqësuesit e Unionit Turk - Islamik për Çështje Fetare.

### Myslimanët bullgarë mblodhën fonde për të rindërtuar kishën e vjetër në Kozlets

Komuniteti mysliman në një fshat të vogël në Bullgari ka mbledhur fonde dhe ka ndihmuar me punë për të rindërtuar një kishë të vjetër ortodokse lindore. Myslimanët arritën të tubojnë £ 800 për restaurimin dhe shpëtimin e "Kishës së Kryeengjullit Mikael". Kjo u bë për komunitetin e krishterë të fshatit, të cilët përbëjnë rreth një të dhjetën e 600 banorëve. Fshati Kozlets gjendet në provincën jugore bullgare Haskovo, pranë kufijve të Greqisë dhe Turqisë. Restaurimi i kambanës kushtoi rreth £ 800. "Ishte e mundur që kambana të rrëzohej mbi çati. Kjo i shqetësonte shumë të krishterët në fshat. Pra, ne kemi vendosur të mbledhim para", tha kryetari i fshatit, Kadir Bejnur Haskovo. Pra, myslimanët së bashku me të krishterët vendas tubuan paratë për të riparuar kishën. Prifti i kishës, Petar, tha se kambana ishte në një gjendje të pasigurt, dhe kishte frikë se në çdo moment mund të rrëzohej në kokat e besimtarëve. Kryetari i fshatit, Kadir Bejnur Haskovo shpjegoi se në këto kohë të trazuara kjo ishte një mundësi e mirë për të forcuar lidhjet mes dy besimeve. "Nga ajo që unë kam mundur të mbaj në mend, komuniteti ynë mysliman dhe të krishterë, të cilët dikur ishin shumicë në fshat, kemi jetuar së bashku", tha ai. Komunitetet ishin të bashkuara me anë të besimit, dhe së bashku festonim festat e njëri-tjetrit. Fshati Kozlets është e vërtetë se është një fshat shembull i tolerancës, sidomos në këto kohë, kur toleranca është aq e rëndësishme dhe e nevojshme.

### Grupi i Ekstremit të Djathtë, pas sulmeve të Brukselit del përballë xhamisë në Madrid

Grupi i Ekstremit të Djathtë - Hogar Social Madrid (Shtëpia Sociale Madrid), ka postuar disa foto në rrjetet sociale, duke u treguar anëtarëve fishekzjarrë ndriçuese pranë një mbikalimi të autostradës, përballë një xhamie të madhe në qytet, shpesh të referuar si Xhamia M-30. Imazhet e para të veprimeve të ndërmarra proklamojnë se Xhamia M-30 në Madrid financohet nga ISIS, gjë kjo jo e vërtetë. Parullë tjetër qe edhe kjo: "Xhamitë jashtë Evropës".

Grupi gjithashtu ka varur edhe një parullë, ku shkruan: "Sot në Bruksel, nesër Madridin?", dhe filloi duke përdorur shpërndarje në rrjetet sociale, ku thuhej: "Terroristë, mirë se vini!", me theks të veçantë duke iu referuar refugjatëve. Veprimet e këtij grupi pasuan pas sulmeve terroriste në Bruksel, të pretenduara nga ISIS-i, të cilat lanë të paktën 35 të vdekur dhe shumë të plagosur. "Pa dyshim, ajo që ka ndodhur në Bruksel më 22 mars 2016 është e papranueshme. As nuk është pranuar brenda logjikës tonë, apo fesë, për kryerjen e sulmeve të tilla", shkroi xhamia e Madridit dhe Qendra për Kulturën Islame. Deklarata, dërguar nga Imam Hussam Hoxha, iu drejtua edhe grupit të Ekstremit të Djathtë në Madrid. "Ne gjithashtu dënojmë reagimet e ekstremistëve pas asaj që ndodhi, duke përfshirë edhe atë që ndodhi dje pasdite nga një grup ekstremistësh që u përpoqën ta sulmojnë xhaminë tonë të madhe, dhe të shkaktojë dëme në të", thuhet në reagimin e xhamisë së Madridit. "Ne kërkojmë që publiku të dënojnë këtë

ngjarje, dhe çdo veprim tjetër ekstrem, reagim apo paragjykim kundër një feje. Ne e përsërisim se gjithmonë kemi thënë se Islami bazohet në librin tonë të shenjtë, Kuranin, dhe traditën e pejgamberit Muhamed a.s. Asnjëra nga këto nuk kanë asnjë lidhje me këto lloj veprash. Partia e krahut të majtë, e kryetarit të Madridit, Manuela Carmena, - Ahora Madrid, përmes medieve sociale është angazhuar të denoncojë veprimet e ndërmarra kundër xhamisë. Mos u përpiqni ta kriminalizoni komunitetin mysliman!, - shkruante kryetari i partisë në llogarinë e tij zyrtare. Ne së bashku jemi duke luftuar kundër terrorizmit!

### Kisha në Kansas City në ShBA organizon ligjërata rreth Islamit dhe Kuranit

Udhëtimi shpirtëror i gazetarit të fesë Bill Tammeus ka filluar dekada më parë, në Kansas City-Misuri, në ShBA, dhe dëshira e tij për të mësuar më shumë për Islamin është e vazhdueshme. "Kjo ka filluar më 11 shtator 2001, kur nipi im u vra", shpjegoi tani gazetari në pension i gazetës Kansas City Star. "Ai ishte një pasagjer në aeroplanin e parë që në fakt goditi Qendrën Botërore të Tregtisë, dhe kështu, për arsye profesionale dhe personale unë jam përpjekur ta kuptoj Islamin më mirë." Tani ai është duke punuar në Kansas City-in, dhe ndihmon në kuptimin sa më të mirë fesë. "Ne me të vërtetë kemi kërkuar shqyrtimin e çështjes shpirtërore, jo politike, diskutimet që kanë lidhje me Islamin", shpjegoi Jim Stott, i cili ndihmoi Bill Tammeus për krijimin e një klase për Asamblenë e Dytë të Kishës Presbiteriane, për të mësuar rreth Islamit dhe, më konkretisht, rreth Kuranit. Pastorja e kishës, Rev. Kristin Riegel, do të marrë pjesë në secilin prej takimeve. Kjo klasë ka ardhur nga vetë asambleja e kishës. Pastorja thotë: "Ne duam të mësojmë për fqinjët tanë, të cilët janë këtu në Kansas City." Për gjashtë javë imamët lokalë do të shkojnë në Kishën Prezbiteriane për të dhënë ligjërata se si duhet të interpretohet Kurani dhe si duhet ndërtuar marrëdhëniet ndërfetare në mes të njerëzve të të gjitha besimeve. "Duke pasur parasysh ndryshimet në kulturën tonë, dhe peizazhin fetar te ne, është vërtet e rëndësishme të kemi bazën e mirë të njohurive rreth besimeve të tjera", tha Tammeus.



### Amnesty International ka shprehur shqetësimin për rritjen e numrit të palestinezëve të burgosur




Organizata Amnesty International ka shprehu shqetësimin e saj për rritjen e numrit të palestinezëve të burgosur në burgjet izraelite, që janë mbajtur nën arrest deri në 600 persona, dhe atë me vendime administrative ilegale. AI ka dënuar përdorimin e vendimeve administrative ilegale për të burgosur palestinezët, dhe kërkoi nga Tel Avivi lirimin e të gjithë të paraburgosurve administrativë, apo dhënien e një gjykimi të drejtë për secilin. Në vazhdim, në deklaratën e lëshuar nga AI, shkruan: "Siç dihet, Izraeli në përgjithësi përdor paraburgimin administrativ kundër palestinezëve, dhe ndalon individët pa aktakuza dhe për periudha të paspecifikuara kohore. Autoritetet izraelite refuzojnë të zbulojnë akuzat ndaj tyre, duke pretenduar se është një sekret që pengon punën e avokatëve të tyre." Paraburgimi administrativ përshkruhet si arbitrar, prandaj AI bën thirrje për lirimin e të gjithë të burgosurit administrativë. Hilal Alloush, kryetar i të drejtave të njeriut në Palestinën e pushtuar në vitin 1948, dhe i fushatës së anti-racizmit në AI, thotë se greva e urisë që zhvillohet nga të burgosurit administrativë ka për qëllim provimin e mosekzistencës së akuzave të vërteta kundër atyre gjë që do t'i detyrojnë autoritetet izraelite për lirimin e tyre. Hilal Alloush theksoi se pushteti izraelit përdor paraburgimin administrativ si një armë politike për të frikësuar palestinezët aktivistë politikë, parlamentarët dhe akademikët. *(R. Suma)*

**AUTOR: AGIM GASHI**

AS E VOGËL E AS E MADHE
POROSIA QË DUHET KRYER
BANORET E NJË SHTETI ARAB
TALLJE, QESËNDI
PJESA E NJË NDËRTESE
INTERNAT. THEATRE INSTITUTE
GJELLË
ORGANIZATA TREGTARE
NUMRI 5 ROMAK
PJESËT ANËSORE TË NDËRTESËS
SHTET ARAB
TËRËSI E NJOHURIVE
RIPRODHIMET E SJELLJEVE
SHASTISEM, SHTANGEM
AJETI III I SURES "FATIHA"
TOKË QË U JEPEJ ME QIRA FEUD. SPAHINJ
. . . E BASHKUARA ARABE
PËRGËZIMET / AZEMINE
DËMTIM ME DASHJE
LËVRIMI I ARËS / KIRIBATI
ISH-SEKRET. I OKB, KOFI
ZBATIM / SHKODRA
CILËSIA E LËKURËS
PA ASKË, VETËM
EMËR FEMRE
ASSOCIATION OF TEACHER EDUCATORS
NJË KONTINENT
VARIANT I EMRIT YMER
RAPSODI, BLLACA
E.M. / THELBËSORE
NJERËZIA
ENERGJIA
ENVER MALOKU / FITIM I IMUNITETIT
EDHE (FR.)
AMPERI / ISH-DIPLOM. SHQIPTAR, ÇARÇANI
INSTITUTE OF TRANSPORTATION ENGINEERS / AXHA I MUHAMEDIT A.S.
SEKONDA
SHQIPËRIA / ... HASANI
E MINOR
REPUBLIKA / RIPËRTËRITJA
AKOMA
VEGËL MUZIKORE ME FRYMË
KRYETARI I BIK, TERNAVA
I VEÇANTË
PËREMËR PYETËS
ALTINA (DIM.)
INFORMAT. TECHNOLOGY
VENDET E PAVARURA
MENDJEHOLLË (sh.pashq.)
STREHIMORE
VAJZAT E SAPOMARTUARA
KOHË TË CAKTUARA PUNE
REGMIR
. . . 5
TEOLOGU, GËRGURI
GRUP GJAKU / ANËCAKU
SH.N. / ITALIA
I LIMANIT
E REGJA / PRESENT DAY ENGLISH
JO I RRITUR
TRUPAT QIELLORË / J.G.J.M.
BASHKËSIA ISLAME
I NDEROVA / ERBIUM
PËREMËR VETOR / KUQ
NUMRI 1 ROMAK
DEGË E FIZIKËS / TONI
ESTROGEN RECEPTOR / ITALIA
SHKRIHEM
MUNGESAT E GJALLËRISË



**Këshilli i Bashkësisë Islame në Malishevë**

*Shpall:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**

**Imam, hatib dhe mual-lim**
**në xhaminë e fshatit Senik.**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Iniciativë dhe kreativitet në punë.
7. Letërnjoftimin (fotokopje)

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*
**Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Malisheves.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec**

*Shpall:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**

**Referent për shërbime fetare-**
**çështje të varrimit në KBI të Rahovecit**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
4. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
5. Letërnjoftimin (fotokopje)

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*
**Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Rahovecit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".




"Komentimi i sures El-Kehf" është një libër që, përveç tjerash, na e rikujton edhe vargun e madh të haditheve që porosisin leximin e sures El-Kehf, sidomos ditën e premte, me qëllimin që shembujt nga sureja të jenë mësim dhe kalitje për t'i tejkaluar sprovat e llojllojshme me të cilat mund të ballafaqohemi në jetën tonë. "Komentimi i sures El-Kehf" është një vepër që myslimanëve dhe jo vetëm ua shpjegon vlerën dhe rëndësinë e sures El-Kehf, pastaj ua lehtëson kuptimin e saj, respektivisht se është sureja që, siç thotë edhe autori i librit, ndër qëllimet parësore ka kujdesin për formimin e një shpirti të pastër njerëzor.